*Humori është pjesë e kulturës së një shoqërie të civilizuar, ajo shoqëri që nuk e njeh, nuk e kultivon dhe nuk e pranon humorin është larg civilizimit.*

*- Këtë libër me përkushtim të gjithë shokëve të idealit!*

*- Autori*

# ANEKDOTA TË REJA PËR REALITET TË RI

***M. BISLIMI "ANEKDOTA II"***
(Fjala e redaktorit)

Mehmet Bislimi tashmë është shkrimtar i dëshmuar, që ka formuar individualitetin e vet. Ai veprimtarinë e vet letrare e ka filluar me poezi. Deri më tani ka të botuara përmbledhjet: "Trëndafila maji", "Fjalë dhe gurë", "Ironi e verdhë" dhe "Stinë e vonuar", me të cilat ka dëshmuar pjekurinë e vet krijuese. Autori mesazhin e poezisë së vet e ka bartur në imagjinatë dhe në jetë paralelisht, duke dhënë gjithë elanin e vet në shërbim të atdheut dhe të çështjes sonë madhore. Dihet mirëfilli se shumë gjenerata krijuesish misionin kombëtar e kanë bartur edhe nëpërmjet poezisë që e kanë përjetuar në mënyrë të dyfishtë, madje edhe në lëkurën e vet! Kjo nuk ishte ndonjë befasi as për krijuesin Bislimi, ngase ai ishte kalitur me kohë nga gjeneratat e mëhershme, të cilat me dorën e vet mbollën fidanët e lirisë në tokën arbërore!

Krahas poezisë autori botoi edhe përmbledhjen "Shkrime publicistike", Prishtinë 2009, si dhe monografinë "Këtu i thonë Drenicë" për trimin e shquar të kombit T. Mehën me të atin.

Përveç këtyre veprave autori M. Bislimi, lindur e rritur në djepin e kulturës së pasur të krijimtarisë folklorike gojore në Drenicën kreshnike, botoi edhe "Anekdota popullore dhe satira autoriale", deri më tani të pabotuara gjëkundi, të krijuara në kohën e sotme, që paraqesin vazhdimësinë e krijimtarisë folklorike shqiptare, një risi për mbarë folkloristikën tonë, sidomos në fushën e re tregimtare (jo vetëm folklorike), që i shërben vazhdimësisë së folklorit në përgjithësi, sidomos prozës së shkurtër. Jeta duhet të vazhdohet e bashkë me të edhe krijimtaria artistike, qoftë ajo gojore ose e shkruar. Andaj "Anekdota popullore dhe satira autoriale II" është vepra e dytë e këtij lloji, njëkohësisht është vepra e tetë krijuese e derisotme e këtij autori.

Dihet se anekdotat, si pjesë e prozës folklorike, por edhe asaj të shkruar këtu e kudo në botë, janë rrëfime të shkurtra të urtësisë popullore, që shprehin thumbim, humor e satirë, nëpërmjet filozofisë praktike jetësore në rrethana të caktuara shoqërore me vlerë relative afatgjatë, më tepër të përhershme, për qëllime kritike, me synime edukative të njerëzimit. Janë shprehje të mendjemprehtësisë së dellit humoristik e satirik, të dala nga rrjedhat e jetës së përditshme. Andaj, thelbi i anekdotave është qëllimi edukativ, kritika ndaj veseve të liga të shoqërisë në rajone të caktuara, por me vlerë përgjithësuese njerëzore, me qëllim edukues, të përsosjes së karaktereve njerëzore e shoqërore. Ato pasqyrojnë strukturën sociopolitike e psikoetnike të kohës kur kanë lindur e jetojnë, duke vazhduar dhe më tej, ashtu sikur ka ndodhur me të derisotmet. Andaj, anekdotat janë diçka si shumica e bimëve njëvjeçare: mbijnë, rriten, japin ose jo fruta, vyshkën në vjeshtë, për t'u përtërirë përsëri në pranverë!...

Karakteri i dyfishtë moral e kritik i universit të anekdotës nxjerr në shesh edhe karakterin funksional psikosocial, që

përfshin edhe letërsinë e shkruar dhe, ku më shumë e ku më pak, është i përhapur në mbarë botën. Nëpërmjet situatave dhe konteksteve të ndryshme konkrete jetësore, anekdotat e veprës së autorit Mehmet Bislimi, si kudo në veprat e karakterit të tillë, nxjerrin mësime që demaskojnë veset e liga familjare, shoqërore e njerëzore, siç janë banaliteti, arroganca, gënjeshtra, mburravecëria etj., por që synojnë formimin e karakterit pozitiv kombëtar e njerëzor. Mënyra alegorike e të shprehurit të tyre, qofshin ato autoriale ose popullore, të dëgjuara e të shënuara prej tij, në rrethana të caktuara shoqërore, dallon nga ato të krijuara në rrethana të egra pushtuese, sepse këto të fundit janë paksa të zbehta, për shkak të rrethanave të zhvillimit të teknologjisë së sotme, që kanë zbehur dhe pakësuar deri në një masë krijimin dhe përdorimin e fabulave, si krijime të një shkalle të hershme të zhvillimit mendor.

Autori i librit të sipërpërmendur, Mehmet Bislimi, është rritur e brumosur me përdorimin e prozës tregimtare popullore nëpër oda të Drenicës, një nga rajonet më të pasura etnike, saqë kureshtja dhe aftësitë e tij kanë bërë të mundshëm formimin, përdorimin dhe shënimin e anekdotave të reja, jo vetëm në formë, por edhe në përmbajtje e synime, në harmoni me kushtet e reja shoqërore-kombëtare, prej të cilave bindemi se tradita folkloristike, si një dhunti e natyrës psikoetnike, është e pashtershme, mjafton ta hulumtosh për ta gjetur thesarin tonë folklorik. Anekdotat e tilla, jo vetëm autoriale të autorit, janë të kripura me humor e satirë, element karakteristik ky i shpirtit kombëtar që e ka mbajtur gjallë me shekuj forcën shqiptare, pavarësisht nga rrethanat herë-herë tragjike ndër beteja, herë-herë robëruese ndër shekuj dhe herë-herë komike në rrethana të reja! Ky brumë i ri krijues në kushte dhe rrethana të reja, si shumëkund,

na bind se kemi triumfuar, jo vetëm ndaj ruajtjes së gjuhës si mjet i shenjtë kombësie, por edhe ndaj ruajtjes, zgjerimit e thellimit të prodhimit mendor trashëgues e kombëtar. Megjithatë, anekdotat e tilla janë kryesisht dromca figurative për qëllime edukative, më pak zbavitëse (si lojë fjalësh), të cilat me injektim shërojnë veset e liga të shoqërisë. Ato kanë humor të këndshëm, thumbues e ironik të përqeshin të metat e njerëzimit, që kanë zënë strehë edhe ndër ne.

U tha së shumica e anekdotave të botuara në këtë libër janë krijime të dala nga realiteti i ri në rrethana të reja shoqërore-etnike, si kurdoherë, duke prekur veset e liga të shoqërisë, tani në kushte të reja, si: ato me synime politike (“Në fushatë”, “Prodhime vendore”, “Nostalgjike”, “Tatuazhi”), mërgimtare (“Këta nuk flasin”), moda e degjeneruar (“Burrë e grua”), interesi moral në kushte të reja (“S¨ka më bacë”), përçarja kombëtare (“Sikur t’ishim vetëm dy...”), obligimi kombëtar (“Ka vdekur për qejf”) etj. Pos tjerash, ato janë edhe shprehje e aspiratave për liri, për t’i përballuar e për t’i tejkaluar vështirësitë e paraluftës, të luftës dhe tashmë të tranzicionit.

Mendoj se jo nga qëllimi i autorit, sa nga gjendja shoqërore, anekdotat e reja të veprës së M. Bislimit janë pak a shumë të zhveshura nga alegoria, por me humor e satirë të mjaftueshme. Diçka, si guri i thepisur, i shkoqur nga shkëmbi, që nga rrokullima shpatit e shtratit të lumit, me kohë rrumbullakohet thuaja si veja. Mandej, edhe sot e kësaj dite, disa anekdota të hershme, në rrokullisje nëpër dekada e shekuj në gojën e popullit, kanë arritur formën e një fjale të urtë popullore, ose një frazeologjie, si: dushk për gogla (sipas anekdotës së dy mashtruesve që i shesin njëri- tjetrit dushk për gogla), ose: mos prek në kos (sipas anekdotës kur burri e zbulon tradhtinë e gruas nëpërmjet një ene me kos

nën shtrat, mbi të një boç kandari, që kur shtypet nga pesha e dy njerëzve, nën shtrat boça zhytet) etj.

Me gjithë freskinë e anekdotave në kohë, në formë, në përmbajtje e në synim, të përzier me satira autoriale, në veprën e radhës të Mehmet Bislimit nuk vërehet nota lokale, sepse, pos tjerash, ai ka shënuar anekdota nga njerëzit e vendet e ndryshme, veçanërisht të Kosovës, por edhe ndonjë të krijuar personalisht në biseda të ndryshme shoqërore këtu e në mërgim, që nuk kanë kufizim rrezatimi e përdorimi, të cilat synojnë eliminimin e veseve të liga të shtresave të caktuara të shoqërisë, të ngjyrimeve të ndryshme politike aktuale, me qëllim që të formohet një jetë e zakonshme njerëzore, krah me kohët bashkëkohore. Shtjellimi i rrëfimit nga autori është i natyrshëm, i kursyer nga ndërhyrjet subjektive, si dhe i pajisur me tregimtari të natyrshme, me dialogë të zhdërvjellët, me përfundim të papritur dhe me efekte më tepër edukative sesa argëtuese! Libri tanimë është në dorën e lexuesit tonë besnik, i cili pa dyshim së do ta japë vlerësimin e vet. Autorin e përgëzoj duke i uruar suksese të reja në fushën e pafund të krijimtarisë sonë letrare.

*Prof. Dr. Zenun GJOCAJ*

# NUSJA DHE VJEHRRA

Moj nuse,- i thotë e vjehrra së resë, - të ta them ashtu troç, ti aspak nuk je si shoqet e tua, ato janë ngritur që në orën pesë të mëngjesit dhe i kanë bërë të gjitha punët, e ti ngrihesh në orën dhjetë!

- Besa as ti, nuk je hiç si shoqet e tua! – ia ktheu e reja.

- Pse? - e pyeti vjehrra me rrëmbim.

- Po a nuk e sheh, moj vjehërr, se të gjitha shoqet e tua ka kohë që kanë shkuar në botën tjetër, e ti ende ma bën ligjin këtu, pra as ti nuk je si shoqet e tua të bekuara!

## MË MIRË

Një Agushi kishte dalë së bashku me të shoqen dhe me fëmijët e vet për të shëtitur buzë liqenit. Duke shëtitur dhe duke lozur me fëmijët e tij, rrëshqet në një gurë, për fatin e tij të keq e thyen dorën në dy vende! Më vonë, pasi që doli nga spitali, po i thotë një shokut të vet:

- Kam fat që kam rënë me dorë, sikur të kisha rënë me kokë do ta ndaja më dysh!

- Jo, jo, e ke gabim, -ia priti shoku, - unë besoj shumë se sikur të kishe rënë me kokë gjë nuk do të pësoje!

# PO MË DHEMB NË NEGROC

Në fshatin Negroc (komuna e Drenasit) kishte qenë një dasmë e madhe. Ata, sipas zakonit, kishin thirrur miq e dashamirë të shumtë, ndër ta edhe një bijë e tyre, e cila tanimë ishte në moshë bukur të thyer.

Atë plakën nuk e lanë të marrë pjesë në dasmë të bijtë dhe i shoqi saj! Arsyeja, ngase ishte e lodhur dhe nuk do të mund ta përballonte rrugën e gjatë deri në Negroc.

Plaka, në shenjë hidhërimi që s'e kishin lejuar të shkojë në dasmë, u „sëmur!" dhe shkoi e u shtri në shtrat!...

Të rejat e saj, shkuan e po e shikojnë plakën e duke e marrë me të mirë po i thonë:

- Nënë, po pyet baba ku po të dhemb?

- Shkoni e thoni ati plakut të keq, po thotë nëna, po më dhemb në Negroc!

# EH, SIKUR TË ISHTE E MUNDUR

Burrë e grua, tanimë në moshë, ishin ulur pranë e pranë dhe po e shikonin televizorin që po jepte lajmet për një konflikt të përgjakshëm ndërmjet ushtarëve amerikan dhe atyre të Irakut!

Në këtë situatë të rëndë plaka po e pyet të shoqin:

- Pashë besën, more njeri, çka deshi ky Bushi që i hipi Irakut sipër?

- Besa ky Bushi sikur të mund t'i zbriste, nuk do t'i hipte më!- po i thotë plaku plakës. Dhe jo vetëm Bushi, - po vazhdon plaku me shpoti, - por shumëkush në këtë jetë i ka hipur gabimisht sipri, si puna ime me ty, moj plakë, e nuk po mund t'i zdrypë ma!?

- Plaka e kuptoi shpotinë dhe ia ktheu plakut tërë inat: eu, m'i marrësh të ligat m'i marrsh!

# BRENDA NË ARKIVOL

Diku nga anët e Deçanit, dy veta shkojnë për të marrë pjesë në një ceremoni varrimi.

Të vdekurin e kishin vënë në arkivol dhe kishte ardhur koha që ta përcillnin te varrezat. Kur kortezhi mortor ishte gati të nisej, ata të dy ngatërrohen mes vete! Secili mbronte qëndrimin e vet: njëri thoshte se “duhet ecur prapa arkivoli” e tjetri thoshte se “duhet ecur para tij”. Në fund vendosën ta pyesin hoxhën, pasi që ishte krijuar shamatë aty:

- Lum hoxha, të na sqarosh, a është më mirë të ecim para arkivolit, apo prapa tij?!

Hoxha, duke i njohur të dy që nuk ishin tamam në terezi, po iu thotë:

- Që besa e Zotit, më mirë do të ishte sikur ju të dy të ishit brenda në arkivol, por ja që Zoti këtë tjetrin e ka marrë gabimisht! E ju, n’dashi ecni prapa, n’dashi para arkivolit se nuk iu prehet dëm i madh!

# BABËN E KAM MIRË

Dimër i madh, borë, acar, me një fjalë përveç për ndonjë rast vdekjeje, siç thotë populli, se nuk lëvizte dot njeri nga shtëpia. Në atë kohë një mesoburrë, kishte shkuar bukur larg te një mik i veti, për ta ngushëlluar atë me rastin e një vdekjeje që i kishte ndodhur para shumë ditëve.

E pritën mirë dhe po ia fërkojnë duart me borë e ujë të ftohtë, ngase iu kishin mërdhirë fare duke i rënë gishtërinjtë për thonjsh.

Pasi që u qetësua pak, miqtë po e pyesin se si e ka familjen, babanë etj.

- Besa, - po u thotë ai, -babën e kam mirë fort, po unë nuk jam tamam mirë se kur u nisa ai me tha: "Rri, biro, se nëse del në këtë kiamet thonë hallku paska luajtur mëndësh!", e unë nuk e dëgjova...

# E HËNGËR ZALLIN

Banorët e një fshati kishin vendosur ta shtrojnë rrugën e tyre me zhavorr, për t'u lidhur me rrugën e asfaltuar. Ata ia besuan punimet një fqinjit të tyre, duke ia dhënë atij të gjitha mjetet për menaxhim, siç po i thonë tani!

Si duket, ky fqinji i tyre "ca nga lekët" i kishte tretur në xhepat e vet, kurse pjesën tjetër i kishte shfrytëzuar për rregullimin e rrugës. Në mungesë lekësh më pastaj, rrugën nuk e kishte kryer tërësisht! U hap fjala si era, njerëzit filluan e po i thonë se i hëngër lekët e rrugës etj.

Ky dikur u lodh e po iu thotë atyre:

- Ikni mor burra se nuk u bë kiameti, Ministria e Komunikacionit ka hëngër asfaltin e krejt rrugës Mitrovicë – Pejë, të gjatë rreth 100 kilometra, e nuk po thotë kush gjë, e ju më luajtët mendsh për një gjysmë kilometër rrugë zalli, e shyqyr zall kemi sa të doni!

# KA VDEKUR PËR QEJF

A po vjen për ngushëllime në fshatin Loxhë?, - po i thotë njëri fqinjit të vet.

- Pse kush paska vdekur, more burrë?- e pyeti tjetri.

- Më thanë se paska vdekur një plak!

- Kush e ka vrarë? A e kanë vrarë me pushkë, me "kallash" a me granata, a mos e kishte shkelur ndonjë makinë, a çka të mirën i paska ngjarë plakut të gjorë që paska vdekur?

- Jo, ore, jo, kishte vdekur me krye në jastëk, pa të keqe të askujt.

- Jo, besa, më vjen keq, por nuk mund të vij!

- Pse, more burrë, nuk vjen për ngushëllime, a vetëm që ishte plak, ë?

- Jo për atë, jo, por plaku paska vdekur për pikë të qejfit, me krye në jastëk!...

# NUK KENI DALLIM

Murat Dautin, burrë i mirë, i ndershëm dhe i zgjuar, para shumë kohësh e kishte zënë puna në një qytezë të vogël dhe pa dashje po bisedonte me një grua jo fort të rehatshme, e cila Muratin po e pyeste për disa çështje të ngatërruara.

Aty pari kalojnë disa “partiakë”, të cilët po i thonë Muratit:

- A po vjen në Kastriot se kemi një mbledhje, por edhe disa gjëra të tjera për t’i biseduar, e mbasi që ti je i këtyre anëve edhe na ndihmon ca më shumë...

- Jo, nuk mund të vij! – ua kthej Murati.

- Po, e kemi të çartë, ti nuk vjen me ne, ngase më me qejf rri me atë! - ia kthyen ata Muratit me ironi.

- Jo besa, e keni gabim!- ua ktheu ai, unë mendoj se dallimi mes jush dha kësaj fisnikes është fare i vogël, prandaj për mua është njësoj, si të rri me këtë fisniken, si me ju...

# PO DIGJET DIÇKA

Në odë të Zekë Qubrelit ia kishin mësyrë nja 7-8 burra të Mehajve të Prekazit, të cilët me Zekën ishin edhe miq të vjetër.

Pas darke krisi muhabeti, natë dimri, çaj e duhan deri në mëngjes, duke "prerë e duke vrarë" armiq pa ia nda!...

Dikur u sosën cigaret e gatshme dhe duhani në kuti, prandaj Zeka ua nxori përpara një kile duhan të grirë. Këta iu hodhën dhe nga mëngjesi e sosën edhe ata. Pas pak kohe, njëri prej mysafirëve po thotë:

- More burra, po më duket se po vjen një erë, si në të djegur!

- Mos u shqetësoni burra, mos u shqetësoni, se nuk ka çka digjet tjetër gjë ma përveç duhanit tim që u djeg e u bë shpuzë për tre sahat! - ua ktheu Zeka me qesendi.

# DITËN TI

Një Syla i Therandës kishte rrumbullakuar gati të dyzetat dhe ende nuk ishte martuar. E kishin lodhur miq e shokë duke e pyetur: “Përse Sylë nuk po martohesh?” Ai ngushtohej dhe nuk donte që t’ua tregonte të vërtetën, por ngase një ditë nuk pati nga t’ia mbajë më, se e kishin lodhur me të njëjtën pyetje, vendosi e u tha:

- Burra unë isha martuar moti, por më besoni, po kam frikë se mos nuk po ia dal mbanë!, prandaj më lini rehat. Një Rrahimi, fqinji i tij, duke dashur që ta trimëronte, po i thotë:

- Martohu he burrë se ditën kujdesesh ti për nusen e natën kujdesemi ne, kështu e mbajmë komshillëkun, nuk kanë thënë kot të vjetrit: “Fqinji i mirë është për ditë të vështira!”...

# IA PASKA HËNGËR

Një burrë i martuar, tanimë baba i tre fëmijëve, por që ia mbante goxha lart për nga rendet e burrërisë, një ditë po u thotë disa shokëve të vet:

- Burra, unë në shtëpinë time kollitem vetë! Gruaja ime nuk guxon të përzihet askund. Vetë i përgatis fëmijët për shkollë, vetë ziej gjellën, vetë laj e hekuros rrobat, vetë bëj pazarin në qytet, pra, siç ju thashë, në shtëpinë time gjeli jam vetë...

- Ia paske hëngër kokrrat tët shoqeje, si po duket - po i thotë njëri ndër shokët.

- Varet kush kujt ia ka hëngër, – ia priti tjetri, që po e dëgjonte këtë zotërinë, -se siç po e dëgjoj unë, ky i paska hëngër kokrrat e veta!

# N’JAT PUNË BËN EDHE AXHA

Në Tiranë, në kohën e tranzicionit, por edhe në përgjithësi në Shqipëri, si kudo në botë në këto faza, njerëzit humbasin arsyen, ca nga frika e ca nga dezorientimi, kështu që lindin hajna, keqpërdorues, kriminelë e shumë shtresa të tjera, që nuk zgjedhin mjete për të gllabëruar pasuri, -tregonte plaku i urtë Ramadan Sula, një miku im nga Tirana.

Një ditë, - thoshte ai, -doja të shkoja në spital për të parë një mikun tim. Hipa në autobus dhe pas pak me afrohet një çun e ngadalë ma fut dorën në xhep. Për fat unë lekët i kisha në xhepin tjetër. E zura për dore dhe po e shikoj, ta rrah nuk kisha fuqi, pastaj ku ta dija unë se sa veta mund të ishin mbrapa tij, ç’të bëja... më në fund i thashë:

- Ik or çun, se edhe axha n’jat punë bën!...

# ISHTE 10 VJEÇ

Një goxha djalë, ca me vonesë, por më në fund kishte vendosur të martohej. Me këtë rast ai kishte ftuar shumë shokë e miq se do të bënte një dasmë të madhe.

- Ç'të bëjmë, -po e pyet Bardhi një shokun e vet nëpërmjet telefonit, - do të shkojmë në dasmë, apo jo?

- Ti, bëj si të duash, miku im, por unë jo! - iu përgjigj tjetri.

- Pse lum miku?!

- I kam bërë llogaritë: bileta 400 euro, peshqeshet 300 euro, shpenzimet e tjera... jo besa, nuk e qet. Përse, vëlla, nuk u martua ai më herët, atëherë kur jemi martuar edhe ne, kur ishte më lirë hesapi i dasmës?

- Po thjesht, nuk ka qenë e mundur të martohet kur jemi martuar ne, sepse ai atëherë ishte vetëm 10 vjeç!- ia ktheu Bardhi atij.

# PREJ DASHNISË

Një Fazli Maxhupi qe po i thoshin, se ç'ishte grindur me t'ëmën dhe në rrëmujë e sipër e kishte rrokur për fyti! Nënëzezës iu kishte ndarë fryma në dysh, dhe sytë i kishin dalë sa grushti. Atë çast, për fatin e saj, futet babai i tij brenda dhe tek e sheh plakën e vet në atë gjendje, po i bërtet të birit:

- Ç'po i bënë ashtu nënës tënde? Ai, i zënë ngushtë, po i thotë:

- Asgjë, asgjë, vetëm po e dua pak nënën!

- Besa, mor bir, na paska dalë një "dashni" e re, se ne në vakt tonin nënat i donim më ndryshe, e jo duke i kapur për fyti!...

# SHTËPIA NË LETËR

Mixha Ndrecë kishte ndër mend ta ndërtonte një shtëpi. Po i thotë mjeshtrit: “A s’ma bën një plan, sa të mos kalojë 1o mijë euro?” Mjeshtri filloi llogarinë: mat e çmat e nuk po i përputhet materiali i duhur me shumën e parave. Dikur po i thotë mixhës Ndrecë:

- Po e lëshojmë pak më të madhe, të shkojnë ca para më shumë, por s’ke ç’i bën.

- Jo, jo, - po i thotë Ndreca, -asnjë cent më shumë!

- Mirë pra, -po i thotë mjeshtri, -po ti baca Ndresë, a i ke ato para të gatshme për ta blerë materialin e shtëpisë?

- Jo! -ia ktheu Ndreca.

- Po materialin ndërtimor a e ke të gatshëm?- po e pyet prapë mjeshtri.

- Jo besa, as materialin nuk e kam! – u përgjigj Ndreca.

- E, pra, kështu vetëm në letër, ta lëshoj unë shtëpinë sa të duash e si të duash, axha Ndrecë!...

# SIKUR TË ISHIM VETËM DY

Na ishin dy shokë të cilët zakonisht i gjeje bashkë. Ata shpesh shëtisnin në shëtitoren e Gërmisë dhe bisedonin për gjëra të ndryshme politike, ekonomike, kulturore etj.

Një ditë duke shëtitur i kishte zënë shiu, dhe i kishte lagur deri në palcë. Dikur njëri po thotë:

- A nuk e sheh se nga i gjithë populli ynë vetëm unë e ti jemi duke shëtitur në këtë kiamet, a nuk jemi vetëm ne të dy ca të marrë?!

- Jo, e ke gabim, ka më shumë, sikur të ishim vetëm ne të dy, me kohë do të ishte rregulluar çështja jonë kombëtare e shumë çështje tjera, e besa edhe moti!...

# VEÇ ME PI NUK MUNDEM MË

Ishin mbledhur disa shokë - thjeshtë për aheng. Kishin ngrënë e kishin pirë bukur mirë dhe nga vera e kuqe ishin bërë goxha qejfli. Kur erdhi koha për t'u ndarë, secili iku në drejtimin e vet, prandaj edhe Rexhep Lata mori makinën dhe u nis në drejtim të shtëpisë së vet. Në një kënd të rrugës e ndalojnë policët e komunikacionit dhe po ia kërkonin dokumentet e makinës. – Po ua jap dokumentet e çka të doni, veç me pi më nuk mundem më- ua ktheu Rexha atyre!...

# LUFTË ISHTE, POR

Në kohën e luftës në Kosovë shumica e popullatës hiqte të zitë e ullirit si për strehim, ashtu edhe për ushqime, në veçanti popullata e Drenicës.

Kisha tri ditë pa ngrënë, -tregonte një Bekimi, -isha bërë tërë baltë duke u fshehur ferrave. Shpirti i ëmbël, thoshin. Ç'është e vërteta shpirti im më dukej më i ëmbël nga të gjithë të tjerët! Pas tri ditësh takova vëllanë tim. Sa u gëzova, dhe po i them:

- A ke gjë me vete për të ngrënë se vdiqa ferrave pa bukë? Ai e futi dorën në xhep me kujdes të madh! "Eh, thashë me vete - çka do të më japë ky?" Kur i nxori një grusht kokrra të misrit, madje të papjekura, duke shikuar anash me kujdes, po më thotë:

- Merri!

Megjithëse isha i uritur si qeni, ia ktheva:

- Mua më thonë, bacës, Bekë Paluka, jam i pari i fisit e nuk çokas si gjeli kokrrat e misrit!...

# MIRË SE TË PRURI ZOTI

Një gjakovar në tregun e perimeve rastësisht e takon një bashkëfshatar, të cilin nuk e kishte edhe fort për qejf. Ishte gati mbrëmje dhe “fshatari” nuk po i ndahej “qytetarit” të Gjakovës! Kur shkuan afër shtëpisë, gjakovari po i thotë:

- Natën e mirë se unë eca mor bacë! - u fut brenda dhe ia dha krahun derës.

- Qe besa edhe unë mbas teje, po hape derën! -po i thotë fshatari atij. Ai shtyje derën nga brenda, ky shtyje nga jashtë, derisa u lodhën! Dikur gjakovari, pasi që s'po mund të qëndronte më, e hapi derën e po i thotë fshatarit:

- O mirë se të pruri Zoti, he burrë!

- Jo qe besa hyna me zor, se sa për zotin më le tërë natën jasht!

# VETËM DIMRIT

Një shtëpi me zë në Junik kishte shumë meshkuj, të cilët nuk ishin edhe aq punëtorë. Gjatë netëve të gjata të dimrit ata bënin plane, të cilat verës nuk i realizonin asnjëherë. Një natë të tillë dimri iu shkon një mik i tyre në konak. Ata ia krisen bisedës, gati tërë natën, se në pranverën që po vjen do të ndërtojnë një mulli për të mos shkuar më për të bluar mullinjve të huaj.

- Mbase edhe ky miku vjen e bluan te ne! - po thotë njëri nga meshkujt, duke aluduar në mikun e tyre, të cilin e kishin në konak.

- Po, mor, me gjithë qejf, por sa do të zgjasë derisa ta ndërtoni?- po i pyet miku.

- Shumë-shumë për dy javë, -ia priti i zoti i shtëpisë, -a s'i sheh gjithë këta meshkuj që i kam!

Kur erdhi pranvera ai miku i tyre kishte ngarkuar dy kuaj me drithë dhe kishte shkuar për të bluar te miku në Junik! Del i zoti i shtëpisë dhe po i thotë:

- Eja brenda!

- Jo, -po ia kthen ky, -kësaj radhe kam ardhur për të bluar në mullirin tuaj të ri!

- Ne nuk kemi mulli!

- Unë kur isha dimrit në konak te ju më patët thënë se pas dy jave mund të vij e të bluaj te ju, ngase ju për dy javë do ta ndërtonit mullirin e ri!...

- Ec brenda e hamë drekë, miku im, se ne vetëm dimrit brenda në odë pranë stufës e duke pirë çaj të ngrohtë ndërtojmë mullinj!

## TATUAZHI

Ishte vapë e madhe, të përvëlonte fare. Takohen dy të njohur, njëri me këmishën e mbërthyer gjer në grykë e deri tek zogu i dorës!?

- Pse, mor shoq, nuk zbërthen këmishën, a nuk e sheh se plase nga gjithë kjo vapë?- e pyeti ai.

- Besa nuk bënë ta zbërthej fare se!

- Pse mor shoq, ç'hall ke?- e pyeti ai prapë.

- Unë, dhe disa shokë të mi jemi në hall të madh, dhe nuk mund të zbërthehemi. Në atë kohën tonë, nga dashuria për sistemin jugosllav, kishim bërë tatuazhe në kraharor, në llërë, në gjoks e ku jo, duke shkruar: Tito, LKJ, JNA etj., ec e zbuloji tani!... Prandaj jemi të dënuar që të digjemi për çdo verë në shenjë dashurie për atë sistemin titist...

# DHJETË MJEKË PËRMBI

Burrë e grua, në moshë të thyer, po e ndiqnin një emision televiziv me tematikë shkencor, diçka që po bënte fjalë për botën shtazore, ku po paraqiste mbi dhjetë mjekë që po e kontrollonin deri në imtësi gjendjen shëndetësore të një majmuni.

- Çka po i bëjnë atij majmuni gjithë ata mjekë, o ti njeri?- po e pyet plaka, dhe njëkohësisht po shton se: po të ishte njeri, qe besa, nuk do ta preknin me dorë!...

- Njerëzit nuk i këqyrin, lum plaka ime, se njerëz ka sa të duash në këtë dynaj, kurse majmunë ka pak, mos shiko ti këtu te ne që janë bërë me bollëk! – ia ktheu plaku.

# A PO TË NGUCË KUSH

Një Lani, burrë i mirë e punëtor sa të duash, por që ishte nëna e vakisë, siç thonë, dhe pa dëshirën e tij me njerëz të ndryshëm, por edhe me punët e veta, shpeshherë i dilnin telashe...

Ata që e njihni, të shumtën e rasteve i hapnin rrugë, ngase tanimë ai ishte lodhur e plakur. Mirëpo Lani nuk rrinte si plak. Ai një ditë kishte hipur në maje të pullazit, gjoja për të rregulluar diçka në çati, ndërkaq të dy djemtë e tij, si dy ujqër, po rrinin brenda! Ç'e do, fatziu nga maja e pullazit bie në tokë dhe dërrmohet i tëri. Shkon një mik, pas ca kohe, për ta vizituar dhe po e pyet:

- Lan miku, pse vëlla nuk po rri rehat, se mjaft ke hequr në këtë dynja! A mos po të ngucë kush, lum miku, në qoftë se po të ngucë kush, trego?

- Jo, jo, miku im, Lani po e ngucë veten. Pra Lani po ngucë Lanin!

## VOTONI PËR MUA

Është bërë krejt e zakonshme që në fushatat zgjedhore bartësit e fushatës, në nivel subjektesh politike, premtojnë e bëjnë çmos, në mënyrë që të fitojnë votat e duhura. Një fshatar, që po e njihte një deputet zone në rrethin e Burimit, teksa po e dëgjonte duke premtuar se do t'i shtrojë rrugët, do t'i mbyllë gropat, do ta bëjë këtë, do ta bëj atë..., po i thotë:

- Qe besa ty që po të njoh, nuk ta dhashë votën më kurrë! Po ti që dy mandate na gënjen njëjtë e nuk i ke mbyllur gropat as në lagjen tënde e lëre më t'i mbyllësh gropat e rrugëve të gjithë komunës sonë!

# S'KA MË BACË

Një shtëpi e madhe në Drenicë kishte pasur meshkuj shumë e të zotët, por të papunë të cilët jetonin vetëm nga bujqësia. Megjithatë punët i kishin mirë, ngase e kishin pasur një mashkull në Zvicër, i cili ishte më i riu nga të tjerët, por kur futej ai në odë, nuk ndihej kush për së gjalli, vetëm ai fliste, e besa filluan e po thonë: "Qetësi se po flet baca!"...

Mirëpo, se si ndodhi nuk u mor vesh, dhe ky „baca" e humbi Zvicrën! Tani baca kujtonte se do ta respektojnë si përpara, dhe vazhdoi të fliste e të "hapareshej" nëpër oda.

Dikur njëri nga meshkujt e shtëpisë po i thotë:

- Dëgjo, bacë, të kemi dëgjuar e respektuar sa ke qenë në Zvicër, tash mjaft e mos fol ma, mbylle atë të shkretë goje se, qe besa, ta mbyllim ne me dajak e të bëjmë tokë të zezë, s'ka më Zvicër, s'ka më bacë!

# PO PUSHOJMË

Mezi prisja për të shkuar në Kosovë e për t'i parë njerëzit e mi, -tregonte një shok imi, i cili nuk kishte qenë për disa vjet në vendlindje.

Në saje të luftës çlirimtare të bijve tanë, shkova dhe u kënaqa. Po shihja plot burra e djem si lisat, tërë ditën vetëm rrinin e nuk preknin gjë me dorë!- tregonte ai. Plotë tregu, kafenetë, përplot vetura e mjete të tjera... U gëzova pa masë, por nuk po kuptoja nga jetonin, të gjithë ata të papunë!?

Në një ndejë, po iu them:

- A e dini ju se ne atje në Gjermani, punojmë para dhe pas dite për të jetuar ca më mirë?!

- Këtu në Kosovë, -ma ktheu njëri nga të pranishmit, -para dite shumica e shqiptarëve bëjnë gjumë, ndërkaq pas dite zgjohen ngadalë e pushojnë, ndërkaq natën e kalojnë zgjuar!...

# PO TË RRAHËN VËLLEZËRIT, KORITESH

Në Vraniç të Therandës miqtë e vet e kishin dërrmuar dajak një dhëndër zezën! Bile i kishin thënë: “Po tregove, të rrahim prapë e të këpusim dajak!”

Kur dhëndëri arriti në shtëpi të vet, po e pyesin vëllezërit:

- Ku ishe, vëlla, kush të paska bërë në këtë ditë, medet?!

- Në Vraniç- po u thotë ai.

- Po, ti, përse nuk i thërrisje miqtë në Vraniç që të ndihmonin, ore i uruar?!

- Po, miqtë më bënë në këtë ditë, or vëllezër! - ua ktheu ai...

- Ani, çka e ke ndër mend të bësh më tej?- po e pyesin vëllezërit si me takt.

- Më duhet t’ua fal miqve, -ua ktheu ai. Po të rrahën miqtë (më ka thënë gruaja) nuk koritesh, po të rrahën vëllezërit, koritesh, qe besa!...

# MË DENONCUAN

Një qytetar i Dardanës po martonte djalin e vetëm. Kishte ftuar shumë miq dhe po bënte një dasmë të madhe. Tërë natën nuk u ndalën krismat e pushkëve!...

Të nesërmen të zotin e dasmës e rrethoi KFORI me tërë arsenalin e vet. Ia morën disa armë dhe pasi ikën ata të KFOR-it, fqinjët e tij po e pyesin:

- Ç'të ndodhi kështu, more komshi?!

- Si duket më denoncoi dikush te KFOR-i, dhe ata erdhën e m'i morën armët!

- Jo, more, jo, - ia priti njëri prej të pranishmëve, -ti denoncove veten. Po luftë ka qenë, or i uruar, e lagja juaj nuk ia ka bërë "bam" as edhe një kapsolle! Kurse tani në dasma, në syneti, për Vit të Ri... na çmendët fare me të shtëna armësh pa ndalur as ditë, as natë...

# MBURRAVECËT

Një grup individësh, të cilët po vuanin për të qenë „ca“ më të mëdhenj, diku në Perëndim e kishin formuar një shoqatë, dhe e kishin emëruar „Shoqata e intelektualëve shqiptarë!“ Ç’është e vërteta gjatë luftës së përgjakshme në Kosovë, kësaj shoqate nuk iu kishte dëgjuar as edhe një herë zëri për të gjallë! Pas lufte, u grumbulluan këta „intelektualë“ dhe shkuan tek një bashkëkombas për ngushëllime. Ai që iu printe po bënte prezantimin e shokëve të vet, duke thënë:

- Mirë se ju gjejmë, burra! Ne jemi “bijtë e shqipeve!”... - u prezantua ai në emër të shokëve.

- Ju, mirë se erdhët, atëherë, që të njihemi, pra ne jemi “bijtë e sorrave!”... – ua ktheu me shpoti njëri nga pritësit e konakut...

# PO TË ISHE BURRË

Burrë e grua mish e thua, tanimë të shtyre në moshë, ulur pranë oxhakut, po bisedonin për të kaluarën e tyre e po qajnë halle. Plaku po i thotë plakës:

- I bëmë 50 vjet martesë, moj plakë, e kurrë nuk të kam hidhëruar, prandaj desha të të pyes, pashë mua, më thuaj; po të ishe ti burrë, a do të ishe sjell edhe ti kështu butë ndaj meje?

- E, more njeri, unë në magje po, në arë po, në fushë e në mal po, të bagëtia unë, unë fytas me pushtet e besa me nder edhe atë punë më shumë ta kam bërë unë se ti... Prandaj edhe unë po të pyes ty, po të ishe edhe ti burrë, a ishe ndier pak më i gjallë në këtë jetë, apo do ta kaloje prapë vetëm nën hije?- ia ktheu plaka tërë mllef...

# NË FUSHATË

Në fushatën e parë zgjedhore në Kosovën e pasluftës filloi paraqitja publike e subjekteve që do të merrnin pjesë në këto zgjedhje. Ato filluan t'i shfrytëzonin minutat e paraqitjes së tyre para mediave. LDK-ja tha ca me mburrje:

- Zgjedhës të dashur, ne kemi marr pjesë në të gjitha zgjedhjet në Kosovë dhe kemi eksperiencë të madhe në këto punë!

Erdhi radha e paraqitjes së PDK-së, AAK- së dhe LPK-së, të cilat thanë:

- Zgjedhës të dashur, ne nuk kemi bërë kurrë zgjedhje, as nuk kemi marrë pjesë kurrë në to, ngase Kosova ishte nën pushtimin serb! Pra, ne nuk kemi mbajtur zgjedhje nën pushtim... Ne kemi luftuar që të çlirohemi, dhe sot ia kemi mundësuar LDK-së, por edhe shumë partive të tjera, që të marrë pjesë për herë të parë në zgjedhjet e lira në Kosovën e lirë!

# DASMA E BARIUT

Dikur moti na ishte fejuar një bari. Erdhi koha, dhe prindërit ia ndanë edhe ditën e dasmës. Ai, duke i ruajtur dhitë në mal, po mendon se si të përgatisë dasmën! Filloi e po i bën planet se si do t'i rendiste krushqit e dasmës? E mori një cjap nga grigja dhe e nxori përpara të tjerëve. Cjapit po i thotë:

- Ti je bajraktari! Sa kthehej që ta merrte tjetrën, për ta vënë pas bajraktarit, ky i pari ikte... Kështu i kaloi gati gjysma e ditës dhe nuk arriti t'i radhisë "krushqit".

I lodhur e i dërrmuar, i bërë qull nga djerset, u ndal e po iu thërret dhive dhe cjepve me sa zë që kishte:

- Ooo, nuk bëhet dreqi bajraktar jo, or vëlla!...

# LUTJE PERËNDISË

Dibran Mali, plak zotëri e mikpritës, gjithherë ishte i mirëpritur mes miqsh e shokësh. Në moshë pleqërie, e natyrshme, qe lodhur e tretur dhe filluan t'i rralloheshin mysafirët, pra koha po e bënte të veten! Në këto rrethana njeriu e vëren se si pushteti i vetmisë të kaplon ngadalë, dhe pa hetuar mbetesh i margjinalizuar...

Një ditë e kishte mundur mërzia dhe me gjithë shpirt iu lut Zoti t'ia dërgonte një mysafir. Vërtetë nuk vonoi dhe në odën e tij ia bëhu një Besha, i cili ishte i marrë! Kur e pa Beshën që u fut në odë, Dibrani tha me zë të ultë:

" O Zot i uruar, a nuk t'u luta si duhet, a nuk me more vesh?!

# NUK MË KA PUTHUR

Po bisedonin ndërmjet vete dy plaka. Njëra po thotë tjetrës:

- Moj shoqe, u plaka e po vdes, mirëpo po shkoj me një merak se nuk e mbaj mend, që të më ketë puthur plaku im ndonjëherë!

- Hajt, moj, mos u bëj budallaqe, a nuk i sheh të rejat e sotme në televizor, u këputën duke u puthur gojë me gojë, e të gjitha me dhëmbë të prishur janë. Dhëmbët e kauçukut i kanë vënë të gjitha. Pastaj kanë vënë gjinjtë e llastikut e si mos më keq për to e për këtë kohë qe ka ardhur! Ti thuaj lum e shyqyr që s'na kanë puthur pleqtë tanë, ndryshe me çka do ta haje ti sot kulaçin e ftohtë të cilin ta ka gatuar reja, para tri ditëve...

# S'PASKA QENË PËR TY

Diku në fund të viteve '90-ta, milicia serbe familjes Jashari i kishte bërë një rrethim të hekurt. Mirëpo ata hasen në një rezistencë të fortë të Jasharajve, natyrisht të ndihmuar edhe nga bashkëluftëtarët dhe bashkëfshatarët e tyre. Më lart, në një kodër, po e shikonin ngjarjen dy „trima" të asaj kohe që me llafe ia mbanin bukur lart. Njëri po thotë tjetrit:

- Ku e ke revolen e t'ia bëjmë edhe ne një "bam"?!

- E kam hedhur te ai lisi i madh, në borë. Se po ma zunë milicia në dorë, më sakatojnë!

- Si duket, nuk paska qenë për ty, se kur rezistohet, ajo e shkretë është për t'u mbajtur në dorë e jo për ta hedhur në borë! - ia ktheu tjetri...

# MUNGON LIGJI

Ditë më parë Qeveria e Kosovës miratoi disa ligje, në mesin e të cilave edhe atë për mbrojtjen e kafshëve! "Shumë mirë!" - tha Bekimi. –"E kanë hak kafshët e gjora, të paktën ato lë të ndihen rehat dhe ta kuptojnë se vendi ka zot!..."

Ç'të bëjmë kur njerëzit këtë nuk duan ta kuptojnë, prandaj as Qeveria nuk merret me ta, ngase nuk ka kompetenca që të nxjerrë ligj për mbrojtjen e njerëzve, kështu që hajdutët, kriminelët, plaçkitësit etj. kanë mundësi që t'u sjellin telashe sa të duan qytetarëve të ndershëm, ngase nuk ka kush t'i mbrojë ata, pra në Kosovë mungon ligji për mbrojtjen e njerëzve!...

# PROTESTAT

Vendim i qëlluar. Siç mësuam, nga një burim jo i sigurt, të gjitha institucionet e Kosovës paskan vendosur të protestojnë në qendër të Prishtinës. Kësaj radhe me një strategji të veçantë! Pra, ata kishin vendosur të protestojnë që të gjithë lakuriq, me "allate" në dorë!

- Sa madhështor do të jetë ky hap! - thirri një i pranishëm, me sa zë që pati.

- Lëreni, more, se u bëmë horë, si u protestuaka me ko... në dorë?! - ia priti tjetri.

- Po, po, ne me këtë strategji të veprimit kolosal, pra elita jonë politike vendorëve do t'u tregojë se ka mbetur vetëm me ko... në grusht, kurse ndërkombëtarëve do t'u tregojë se gati mbi dhjetë vjet ato të uruara po i bartin kot së koti me vete, pasi përpos ko... nuk kanë gjë tjetër në dorë! Si ide mbeti të hidhet për propozim në rend të ditës në seancën e parë parlamentare.

- Jo, -tha, kryekuvendari prerë; -ne si kuvendar nuk e kemi ndër mend të protestojmë, ngase ka kohë që ato të "uruara" na mungojnë!...

# UNË KAM VENDOSUR

Diku në një qytet të Kosovës ishin njohur dy të rinj, të cilët po bisedonin për martesë. Mirëpo ata kishin hasur në pengesa të ndryshme te familja e djalit, e cila nuk dëshironte që biri i tyre të martohej me atë vajzë.

Nga ana tjetër, vajza po ashtu po i bënte presion djalit që ta merrte për nuse atë. Mirëpo djali sikur po hezitonte e hamendej, dhe nuk kishte guximin e plotë që t'i jepte pëlqimin vajzës. Dikur vajza u lodh së prituri dhe i tha djaloshit:

- Ti, djalë i mirë, a ke vendosur të martohesh me mua, apo jo? – një gjë ta dish mirë nga ana ime: unë e kam mbledhur mendjen top, o do të martohem me ty, o me dikë tjetër!...

# MARTESA E PANATYRSHME

Një pulë po i vardisej një bibani, duke i propozuar martesë! Me gjithë vërejtjet që i bënë pulës shoqet e saj, ajo u martua me të. Në fillim kaluan për bukuri, mirëpo me kohë, pulës i erdhi koha për ta bërë vezën. Ajo e filloi tërë atë ditë me rrok- ko-ko e rrok-ko-ko, por kot!

- Çka ke?- po e pyesin pulat e tjera.

- Moj shoqe, më ka ardhur, me nder jush, për ta bërë, por që nuk po mund ta bëj!

- Ehë, -i thanë shoqet, -kështu është kur martohesh jashtë sojit tënd!...

- Kam frikë, pasha axhën, -po u thoshte një plak disa të rinjve, -se edhe Aleanca, e po edhe PDK- ja tani, kanë bërë martesë të pasojshme me LDK-ën, kështu që kur të vijë koha për të bërë "vezën", frikohem se kanë me ia pa sherrin!...

# MOS U KRUAJ

Një goxha burrë seç iu kishte vardisur një gruaje dhe nuk po i linte vend kund. Ai vazhdimisht ia bënte me dorë, sikur po i rregullonte flokët e me shenja të tjera. Ajo nuk po e duronte dot më, dhe një ditë i tregoi burrit të saj.

- Hë, komshi, - po i thotë burri i saj, - përse po e ngacmon time shoqe?

- Jo more burrë, -po i betohet ky, -por mua me kruhet koka dhe... Ta fshiu ai në dajak mirë e mirë komshinë, duke e lënë të shtrirë e të përgjakur në rrugë. Dëgjuan fqinjët e tjerë, dhe shkuan për ta vizituar atë të cilin po e pyesin si me takt:

- Çka të ka paska ndodhur, more komshi zeza kështu?

- E, more burra, -ua ktheu ky, -mua më kruhej koka e ai si duket me ka keqkuptuar!...

- Jo, besa, të paska kuptuar shumë mirë, -ia kthyen ata, -por ti kujdes tjera herë mos dhe mos u kruaj ku nuk të kruhet se...

# ÇKA BËNI JU NË ZVICËR

Një bashkatdhetar që po punonte përkohësisht në Gjermani, kishte shkuar mysafir te një mik i veti që po punonte në Zvicër. Gjatë bisedës, ai e kishte pyetur atë për fëmijët e tij se me çka shkojnë në shkollë ata në Zvicër? Ky ishte përgjigjur se fëmijët në shkollë mund të shkojnë edhe me biçikleta, mirëpo po i tregon atij se si kishte ndodhur dhe njërit prej fëmijëve të tij ia kishin vjedhur biçikletën!

- E çka bëni ju këtu në Zvicër, kur ua vjedhin biçikletat e fëmijëve?

- Ehë, këtu ka ligj!

- Ë, çka bëni pra?

- Ne, shkojmë në dyqan dhe e blejmë një tjetër biçikletë të re!- ia priti i zoti konakut...

# MOS JAM GJË SËMURË

Një grua, që kishte vënë bukur tule, për çdo ditë ia bënte gati burrit të vet kafjallin, para së ai të nisej në punë. Mirëpo, ajo nuk ulej të hante kafjall me te!, duk u arsyetuar së ishte ca e sëmurë. Eja dhe ulu të hamë bashkë kafjall një herë!- i tha i shoqi i saj një ditë si me qortim.

- Jo për Zotin, nuk mundem, jam ca sëmurë! - ia kthente ajo. Ky edhe filloi të dyshojë, gjithë këtë shëndet që kishte e shoqja dhe nuk po hanë bukë!?...

Një ditë ai vendosi ta ruajë të shoqen se çka është duke ngrënë. Hipi në tavan të shtëpisë dhe po e vëren të shoqen duke i fërguar 5 copë vezë për kafjall! Ndërkohë ajo doli në oborr për punët e saja, kurse ky zbriti nga tavani i shtëpisë, dhe shpejt e shpejt ia hodhi asaj edhe 5 ve të tjera në pjatë, kështu asaj iu bënë10 vezë të thyera!

Ajo e bëri gati bukën, i fërgoi vetë dhe u ul për të ngrënë. I hëngri më së gjysmën, por s'po mund t'i hante dot të tëra?!, i hyri frika dhe me vete po thotë:

- "Më ruaj, o Zot, po mos jam gjë sëmurë, unë gjithherë i kam ngrënë nga pesë vezë e sot nuk po mundem, çka ndodhur me mua sot?!"...

- Sot i ke pasur 10, moj të mbeteshin në fyt! -i erdhi zëri i të shoqit nga tavani...

# KONTRADIKTË

Në bazë të një statistike që u dha ditë më parë për mjetet e informimit, ishte fjala për vitin 2004, u tha së vetëm në Ferizaj 78 të rinj ferizajas u bënë dhëndurë të Evropës, pra Kosova u bë me 78 nuse të huaja, por edhe 42 dhëndurë të huaj i morën nuset nga Kosova etj. Shumë interesante: Kosova ka fituar, ngase nuk ka pasur çka të humbë! Këtu qëndron e vërteta kontradiktore:

Shumica e shqiptarëve që jetojnë dhe punojnë në diasporë, bëjnë çmos që vajzat ose djemtë e tyre t'i martojnë me shqiptarë, pra thjesht për t'iu shmangur asimilimit.

Kontradikta tjetër:

Shqiptarët në Kosove, po ashtu po bëjnë çmos, që vajzat ose djemtë e tyre t'i martojnë me të huaj (që të asimilohen sa më shpejt!)...

# FARE LEHTË

Hazir Lutfiu nga Prekazi ishte pleqnar i zgjuar, por kishte pasion që të merrej edhe me mjeshtri- ndërtimtari. Ai, gjatë stinës së verës, shkonte në anë të ndryshme të Kosovës. Një verë kishte shkuar në anë të Shalës për të punuar si ndërtimtar, mirëpo krahas zanatit të ndërtimtarit, ai kishte filluar të merrej edhe me "zanatin" e hedhjes së fallit!...

Kur u kthye në shtëpi, ishte ngarkuar përplot me perime si: me patate, fasule, qepë, misër etj. Të gjitha këto i kishte fituara duke iu hedhur fall shaljanëve... Erdhën njerëzit e lagjes për t'i uruar mirëseardhje, nga se ai në Shalë kishte qëndruar një verë të tërë, njëkohësisht, nga kureshtja ata po e pyesnin hairin se si ia qëllonte fallit, pra si e dinte ai hallin e të tjerëve?!

- Fare lehtë është kjo punë! - po iu përgjigjet Haziri kushërinjve të vet.

- Unë i mendoja meshkujt dhe rejat e mia se si shkojnë mes vete dhe me vjehërrinë e tyre, pastaj fqinjët e mi se si shkojnë ata, dhe sa duhen me njëri-tjetrin, kush kënd e urren e kush kënd e do etj., kështu që i tërë „falli“ im, iu binte tamam edhe Shaljanëve!...

## BALI KISHTE QENË

U përfol, e besa shkruan edhe gazetat, se "Qeveria Haredinaj", qysh në fillim të mandatit të saj, paska vënë kontakte të fshehta me "Qeverinë Koshtunica!"

Në të vërtetë u tmerrova shumë dhe po i them një shokut tim:

- Qe besa, veç sa ta marrë vesh Ramushi këtë punë se jo vetëm që do t'i shkarkojë ministrat, por edhe do t'i zhdëpë dajak!...

- Jo, or, jo, Ramushi vetë ka vënë kontakte, të paktën kështu e thotë gazeta- ma ktheu shoku!

- Ehë, qenka si puna e asaj gruas së ve, kur u zgjua një mëngjes u tha grave:

"Mori gra, mbrëmë vonë, më ka trokitur dikush në dritare të dhomës sime!"

- Pse nuk e thirreshe Balin në ndihmë?- i thanë ato (bal, i thoshin kunatit të madh në ato anë).

- Po bali i zi kishte qenë vetë, mori gra!...

# PO TË MOS ISHTE AI

Njërit i kishte vdekur babai, dhe atij ia mori mendja se fare lehtë, do ta zëvendësonte babanë e vet, si nëpër oda e kuvende të burrave etj.

Nuk zgjati shumë, atij i vdiq edhe e shoqja, kështu që ai mbeti pa babë, dhe pa grua. Kaluan shumë kohë dhe ky nuk po mund të martohej më?! Ç'është e vërteta, nuk po i jepte njëri nuse, arsyeja ishte se ai kishte mbetur i ve, së kishte shumë punë, se ishte ca rigoroz etj.

Një fqinje e tij një ditë e takon dhe po e këshillon që të martohet, duke i thënë se është ende i ri dhe se nuk do të mund t'ia dalë i vetëm etj.

- Pse more fqinji im, nuk po martohesh, ti goxha vetës po i thua, po ia mban lartë e më lart se babai yt, njerëzit po të njohin, në kuvende po merr pjesë, nuk e di se çka po pret më?

- O jo, e ke gabim moj fqinja ime, se, qe besa, askush deri tash as nuk më njohu, as nuse nuk më dha. Tash po e marr vesh se po të mos ishte baba, kisha mbetur fare pa u martuar edhe atëherë kur kam qenë beqar e lëre më tani!, kam mbet si mos më keq...

# TA ZËNË DITËN

Sa herë që vjen koha e pushimeve, për mërgimtarët tanë që punojnë në vende të ndryshme të Evropës, agjencitë turistike i ngrenë çmimet e biletave në mënyrë astronomike! Vetëm të mos shkosh fare në shtëpi - po i ankohet një mërgimtar bashkudhëtarit të vet:

- Më herët vëllai im, na e zinte ditën me lloj-lloj pengesash shteti pushtues Serb, tani që ka rënë pushtuesi, Shteti ynë, nuk po ndërmerr kurrfarë masash kundër këtyre agjencive, që sot po na e zënë ditën ne mërgimtarëve hallexhinj!, pra atëherë na e zinin ditën shkitë, tani po na e nxënë agjencitë!...

# NË TË DYJA FAQET

Në Rekë të Keqe afrinë ndërmjet kushërinjve e të afërmeve të gjakut dikur e matnin me „faqe!“. “Pra në sa faqe shokësh (gjeneratash) larg kemi shkuar”- thoshin ata. Një Nekiu, djalë i ri, po i sheh disa goca të mira në një lagje të përtejme dhe po e pyet babëlokun e vet:

- Baba Ali; në sa faqe shkojmë me ata të lagjes së përtejme? Baba Ali, duke i parë ato vajzat e reja dhe të bukura, dhe duke e kuptuar hallin e Nekiut, po i thotë:

- Mos ia ndaj - në të dyja faqet; në të majtën e në të djathtën!...

# PËR QEJF

Një grup shokësh, që ishin me qëndrim në Zvicër, vendosen një ditë që ta vizitojnë një shokun e tyre. Ai i priti me kafe e me të gjitha të mirat tjera. Shumica prej tyre kishin qenë duhanxhi e ta bënë tym e mjegull aty në konakun e shokut të tyre! Të zotit të konakut, po i vinte keq që t'u thotë atyre që t'i fiknin cigaret, fëmija e tij kolliteshin në anën tjetër, por ata po tymosnin duhanin pa e bërë qejfin qeder! Dikur njëri prej tyre po i thotë të zotit të konakut:

- Hoxhë, po dukesh disi i pa qejf, pra ne, për qejf të kemi ardhur në konak.

- Jo, more burra, ju rrini, për muhabet nuk po heqim keq, bile edhe nevojë kam të rri me shokë të mirë, po si! E sa për duhanin që e keni ndezur, nëse doni ta dini, tamam qejfin ma keni dhjerë sa mendja nuk ua merr...

# SA TË MËSOHET

Një mullisi iu kishin lëshuar minjtë saqë nuk dinte ç'të bënte me ta. Ai po e pyet gjyshin e vet që ishte me përvojë; se ç'të bënte me minjtë?- gjyshi po i thotë atij:

-"Zini tre minj e futi në një kavanoz të hekurt dhe kur t'i lodhë uria, ata do ta hanë njëri- tjetrin! Ai që do të shpëtojë, pasi t'i ketë ngrënë të dy nga at të tjerët, pastaj ai do të mësohet me e ngrënë sojin e vet! Kështu që në një të ardhme të shkurtër, ti, nuk do të kesh as edhe një minj në mulli!...

Ndoshta i ke parë se si e hanë sojin e vet këta të pushtetit nipi im, tamam si minjtë!"- shtoi në fund gjyshi plak.

# NUK I SHKOJMË THATË

Ishte sëmurë një Drenicas, dhe mjeku i ambulancës e kishte këshilluar të shkojë për një vizitë te specialisti në kryeqytet. Në pritje për të hyrë të specialisti, atij i erdhi radha për t'u kontrolluar, dhe u fut brenda. Mjeku specialist, po i thotë pacientit nga Drenica, që të futet prapa perdes së bardhë, dhe aty të zhvishet ngadalë!

Pas shumë kundërshtimeve, që bëri Drenicasi, u zhvesh më në fund, dhe doli para mjekut vetëm në të linjta.

- Hiqi edhe ato! - po i thotë mjeku.

Bëri, ç'bëri i hoq edhe të linjtat, por i vinte rëndë me dalë ashtu lakuriq, dhe i mbuloi me duar pjesët e dukshme të "aleteve". Mjeku po e sheh me habi dhe po i thotë:

- Hiqi duart prej aty, ne meshkuj jemi që të dy, dhe s'ke pse turpërohesh!

- Jo, jo, s'është puna aty zotëri mjek, por babai im ndjesë pastë ma ka lënë amanet; që kurrë mos t'i shkoj doktorit duarthatë!...

# EDHE TY ME T'U NGULUR

Sëmuret një plakë nga një grip i rëndë dhe e dërgojnë te mjeku i cili ia cakton shtatë gjilpëra (injeksione). Plaka i kishte frikë gjilpërat, por s'kishte ç'bënte. Sapo ia dha infermierja të parën, plaka sa nuk nxori zë nga dhimbja.

- Mbahu, -po i thotë infermierja plakës, -se nuk u bë kiameti!, plaka në shenjë revolte ia ktheu asaj:

- Eh, moj bija im, edhe ty me t'u ngulur kaq, do të bërtisje.

- Unë, moj lokja ime, nuk bërtas fare!...

-Ehe, çika ime, as unë kur isha e re nuk bërtisja fort, por tash kjo e shkretë pleqërieee!...

# KËTA NUK FLASIN

Një grup mërgimtarësh nga Vitia, të cilët po jetonin dhe po vepronin në Zvicër, kishin shkuar në Kosovë (pas luftës) dhe, pasi që ishin çmallur me vendlindjen e tyre, ishin mbledhur në një odë burrash e ia kishin shtruar muhabetit.

Mërgimtarët po u tregonin bashkëfshatarëve të tyre se si ishte zhvilluar lufta në Kosovë! Ky muhabet zgjati rreth dy orë.

Dikur një plak po u thotë mërgimtarëve:

- Qe besa kur po ju dëgjoj juve nga kurbeti, po më duket se më vështirë e paskeni pasur ju atje në Perëndim sesa ne këtu në Kosovë! Të mbushet mendja se lufta qenka bërë atje, more burra, e jo këtu. Po pritni pak mor djema, lë të flasin këta të luftës, shikoni këtu e kemi edhe komandantin që e di më mirë se si ka shkuar puna në komunën tonë!

- E vërtetë, -ia priti njëri nga mërgimtarët, -por këta të luftës nuk flasin dhe nuk kanë parë gjë, more vëlla, ngase kanë qenë duke luftuar, kurse ne atje në Zvicër i kemi parë të gjitha në televizor!- dhe plasi gazi.

# UNË PO E RRUAJ

Kishin qenë dy vëllezër, mirëpo njëri ishte angazhuar më shumë rreth shtëpisë; po i bënte punët e bujqësisë, përkujdesej për familje e në veçanti për babën e vet, të cilin e pastronte dhe e rruante për çdo javë! Një ditë vëllai më i vogël, duke e parë që vëllai i tij më i madh nuk po e rruante babanë asnjëherë, po i thotë atij:

- Ty, more vëlla, qe sa kohë të kam vënë re, ti, nuk po e rruan babën kurrë?

- Jo, e ke gabim, -ia ktheu vëllai i madh, -unë e rruaj babën gati çdo ditë, por ti nuk e vëren, ngase unë nuk e rruaj në fytyrë, por në kuletë!...

# DUA TË JETOJ I LIRË

Njëri kishte pasur një shok të mirë, shok për kokë! Atij gati i kishte ikur koha për martesë, po i ofrohej të dyzetave! Një ditë prej ditësh po i thotë shokut të vet:

- Të lutëm, më trego se ç'je duke bërë, kur e ke ndërmend të martohesh e t'ia bësh "bam" edhe ti se mjaftë më ke pritur?

Ai, duke e vërejtur shokun e vet se ç'po hiqte me gruan dhe fëmijët e vet, po i thotë atij më se sinqerisht:

- Jo, or shoku im, sa po shoh unë se çka po heqin ju, disa burra nga gratë dhe fëmijët tuaj, kam vendosur që të mos martohem kurrë, pra dua të jetoj i lirë!...

# JEMI BËRË KATËR

Një djalë dai, i cili në ditët e veta të rinisë nuk kishte qenë edhe aq i rehatshëm. Ai, shumë kujt i nxirrte telashe pa i llogaritur pasojat e mundshme....

Një vajzë e bukur, e cila kishte admiruar një tip karakteri të tillë, ishte martuar me të. Më pas ata kishin edhe dy fëmijë, dhe po bënin jetë të qetë. Ndërkohë një borxhli, këtij daiut nuk po ia kthente borxhin që ia kishte prej disa kohësh!?

Dikur e shoqja e humbi durimin e po i thotë:

- More burri im, a e di ti kush ke qenë në rininë tënde? Dil e bëre për spital atë borxhliun që nuk po na i kthen paratë, çka po pret më?!

- E mori grua, atë kohë kur i bëja unë njerëzit e ligjë për spital, nuk e mendoja punën më gjatë, ngase kisha shqetësim vetëm për prapanicën time, tani jemi bërë katër prapanica, lum gruaja, dhe puna duhet analizuar me karar!...

# MOS E HAPNI

Dëborë e madhe, ishte bllokuar rruga Durrës-Kukës-Prizren. Lidhur me këtë rast emergjent ishte thirrur një mbledhje e të dy qeverive, për të gjetur mundësinë e zhbllokimit të rrugës. Ishin mbajtur takime edhe në nivele lokale. Një plak nga anët e Prizrenit, kishte kërkuar që të mos hapej rruga!, të pranishmit i hutoi kërkesa e plakut, prandaj edhe i kërkuan sqarim?!

- Po, po, - tha plaku, -unë jam i mendimit që rruga të mos hapet! Bile, mendoj që të mbyllët edhe skelja e Durrësit për ca kohë, në mënyrë që të pushojnë hajdutët e të gjitha instancave se i këputën duke i plaçkitur mërgimtarët tanë, që nga Durrësi e deri në Prishtinë!...

# PAKSA I HAPUR

Duke e parë në RTK- një këngëtare, me një fustan bukur të hapur (sa nuk i dukeshin të mbathurat), me kërthizën përjashta e cila hidhej e përdridhej si në harem të Agait! Një goxha djalë, po e pyet babanë e vet:

- Lum babi, a ka burrë kjo këngëtare, që po përdridhet kështu?

- Po, mor biri im, ka burrë! -i përgjigjet i ati.

- Ani, si ka mundësi që burri i saj ta lejojë këtë grua që të këndojë me këtë fustan të hapur deri në „më nder“, para kamerave, ku është morali këtu?...

- Ehe, -po i thotë i ati atij, - e kush po pyet sot për moral! Burrë zeza, në saje të këtij fustani të “hapur” e të asaj kërthize të dalë jashtë, ka ndërtuar në kryeqytet shtëpi katërkatëshe! Të moralshmit sot i ke pa kulm mbi kokë, birooo!...

# HAXHILLËKU

Ishin tubuar disa të rinj në qendër të Skenderajt dhe po bisedonin se si tani e tutje do të organizonin haxhillëkun në një formë krejt të re, pikërisht këtu në Kosovë!?

- Po, këtu nuk e kemi atë "Bejtullahun", rreth të cilit duhet të sillemi, pastaj as atë vendin e "shejtanit" për ta gjuajtur me gurë, pra nuk është e lehtë që haxhillëku të bëhet në Kosovë, mor shokë, - ndërhyri njëri prej të pranishmëve.

- Ti mos u shqetëso,- sqaroi tjetri, - të gjitha i kemi këtu, dhe filloi e po sqaron ai:

- Së pari shkojmë në Prekaz e sillemi tri herë rreth varrezave të Jasharëve, pastaj shkojmë në Skenderaj, ku do të falemi para shtatores së Komandantit Legjendar, dhe më pas do të shkojmë në Velani për ta gjuajtur shejtanin me gurë!...

# ME LESH MJEKRE

Pas rënies së Komandantit Legjendar, shumë veta në Kosovë provuan që me anë të mjekrës e mustaqeve ta imitojnë Komandantin Legjendar!...

Ata, filluan t'i lëshojnë mjekrat e të ecin paksa më të krekosur, sa nuk i zinte rruga. Disa provuan besa, brenda në Kosovë, por edhe në mërgatë, të dalin me pamje të tilla e herë-herë provuan që edhe para publikut të bëjnë ndonjë monolog etj.

- Çka mendon ti Adnan, a po të përngjajnë ndopak në Komandantin tonë këta djem- po e pyet shoku i tij Meha.

- Ëhë, mor Mehë, mor miku im, kur ishte koha për ta "imituar" Komandantin me armë në krah e me mjekër e mustaqe për me dalë malit së bashku me te, që besa të gjithë këta që tani po mundohen ta imitojnë, atë kohë i patën rruar mjekra e mustaqe, dhe i patën futur armët në dushk e ia patën mbathur drejt e për Durrës...

Më duhet t'ua kujtoj atyre, dhe shumë si atyre se vetëm me lesh nuk imitohet dot Komandanti Legjendar, ngase ai leshin e kishte tërë dredha-dredha, more vëllezër!...

# NJË UNIFORMË

Në Gjakovë, ka pasur gjithmonë, dhe ka edhe sot artizanë, pra rrobaqepës të zotët që qepin shumë mirë pantallona, kostum, rroba nusërie etj. Shkon një mesoburrë i anës së Dukagjinit, dhe futet te një rrobaqepës në qershinë e Gjakovës të cilit po i thotë:

- Nëse ka mundësinë or burrë i dheut, unë dua me e qepë një uniformë si të Adem Jasharit!

- Si urdhëroni zotëri! - po i thotë mjeshtri, dhe filloi t'ia masë. Mat andej e mat këndej, por kot, atij nuk po i binte uniforma si Adem Jasharit. Ç'është e vërteta ky zotëria nga prapanica ishte më i mbushur dhe nuk po e zinte uniforma!...

- Rrobaqepësi u lodh dikur, dhe e po i thotë të Dukagjinasit:

- Dëgjo or burrë i mirë, ty uniforma si e Ademit nuk të bien tamam, pasha bacën, se Adem Jashari tjetër prapanicë ka pasur!...

# SHAQIR AGA

Një Shaqiri nga ana e Prizrenit, punëtor i urtë, por që veten e kishte lënë ca pas dore, dhe shkonte i parruar e i pa rregulluar, kështu që në fshatin e tij filluan ta thërrisnin Shaqir Qyrri!

E shoqja u lodh nga punët e shumta, por edhe nga këto fyerjet e bashkëfshatarëve që po ia bënin të shoqit të saj, dhe vendosën të shisnin pasurinë e të zbrisnin në qytet!

U vendosen në Prizren, dhe filluan një jetë të re. Një bashkëfshatar i tij, pas dy-tri javësh, vendosi që ta vizitojë Shaqirin dhe t'ia urojë shtëpinë që kishte blerë në qytet. Shkoi në Prizren dhe u ndal te dera e Shaqirit e po thërret:

- O Shaqir, o Shaqir! - urdhëro!- ia ktheu e shoqja.

- Desha pak Shaqirin, nëse ka mundësi të lutem- u sill ai me delikatesë.

- Shaqir Aga ka shkuar në pazar për të blerë zarzavate, dhe nuk është këtu- ia ktheu ajo.

- Moj fisnike, mos kam gabuar gjë adresën?, se ne gjithmonë i kemi thënë Shaqir Qyrri, e po habitem, që kur na u bë aga qyrri yt?!

# A PO DËGJON

Një i moshuar ishte ulur buzë rrugës dhe po sodiste kalimtarët e rastit. Dy mesoburra e përshëndesin plakun, dhe ulën për një çast pranë tij. E ndezën nga një duhan, njëri prej tyre po e pyet plakun:

- Mixhë, a je lodhur, dhe si po kalon?, plaku po i shikonte ata, por nuk po iu përgjigjet.

Pas pak, priti e foli bashkudhëtari tjetër e po i thotë shokut të vet:

- Po ti lëre he burrë, a nuk e sheh se plakun e paskan lënë veshtë!, megjithatë, shoku i tij prapë po i thotë plakut:

- Mixhë, a po dëgjon? A po sheh?...

- Po, more bijtë e mi, po dëgjoj - çka nuk kam dëgjuar kurrë dhe po shoh - çka nuk kam parë kurrë më parë në jetën time!- ua ktheu plaku...

# ATA JANË FËMIJË

Pas luftës në Kosovë, diku në anët e Llapit, paska ndodhur një vjedhje jo e zakonshme. Dikush i kishte vjedhur shinat e hekurt të trenit (feroviat), dhe i kishte dërguar ato në oborrin e vet për qëllim përvetësimi të tyre! Pas një kohe policët iu bien në gjurmë keqbërësve, dhe shkojnë atje, ku thërrasin të zotin e shtëpisë:

- Kush i ka marrë këta shina nga hekurudha, dhe ia ka sjellë këtu në oborrin tënd zotëri?!

- Ai u zu ngushtë, dhe po iu thotë Policisë: mbase, fëmija i paskan sjellë në oborr!?

- Si ka mundësi që fëmija t'i sjellin në oborr tre tonë shina hekuri, zotëri?!- ia kthyen policët.

- Ehuuu, fëmijë janë ata, e ku marrin vesh fëmija se sa të rëndë janë shinat?!...

# LUFTË

Në Zyrih të Zvicrës, po mbahej një tubim, organizuar nga mërgata jonë me rastin e Epopesë së Lavdishme të UÇK-së, njëri nga anët e Burimit, duke mbajtur fjalim paksa të „zjarrtë“, dhe duke u munduar që me „mjeshtri“ të flasë pak edhe për vetën e vet, në vazhdim tha:

- “Ne edhe luftë do të bëjmë, por Kosovën nuk do ta lëmë nën Serbi!..”

- Ku ishte ky vallë, kur ishte kohë lufte në Kosovë?- pyeti një bashkëvendës me zë të ulët.

- Atë kohë, ky zoti Aliu, ishte kundër luftës së UÇK-së, pra ishte me “emergjentët!”...

- Vallë, tash e gjeti ky të na gënjejë, kur po bëhen 6 vjet që lufta në Kosovë ka mbaruar?!

- Ehe, kështu e kanë „trimat“, kur është kohë lufte- ata kërkojnë paqe, dhe kur është kohë paqeje - ata kërkojnë luftë!...

# NJËRIN NGA STANDARDET

Duke i shikuar lajmet në televizor, befas na doli lajmi për emërimin e ministrit të kulturës, një alamet çuni me një vëth sa rrota në vesh!...

-Ehu!- së pari dyshova; së mos ishte nga ata dylberët!?- po më thoshte një shoku im.

- Ç'ka është duke ndodhur kështu?, thash me vete- vazhdoi të më tregonte ai.

- A është e mundur, që ky të jetë ministër, apo jo?- vazhdonte të më pyeste ai.

- Po, po, ministër është, e dha edhe televizioni mbrëmë!- i thash.

- Ministri me vëthin në vesh si të atyre "kullerave", që i thërrasin tani?!

- Po, po ia shoh vëthin, por s'kemi ç'të bëjmë. Mbase, ata nga Evropa iu kanë thënë që njëri nga standardet për ministrat, presidentin e kryetarin e parlamentit është vënia e vëthit në vesh, prandaj ky "ministri i kulturës" me kohë i ka plotësuar e tejkaluar standardet!...

# KAT - KAT

Një djalosh, i cili tanimë kishte kaluar pragun e adoleshencës, po e pyet një plak të urtë; nëse ka fund, apo maje budallallëku?!

- Po, mor djalë i mirë, - ia ktheu plaku, - budallallëku është kat-kat. Ka njerëz që me kohë e kuptojnë që janë ca naivë e budalla, dhe tërhiqen, pra të paktën mundohen të bëjnë kthesë; ka një soj tjetër njerëzish që nuk e kuptojnë kurrë injorancën e vet dhe e trashin atë gjatë rrugëtimit të tyre jetësor!

Për fatinë tonë të lig- mor djalë, populli ynë sikur ka filluar të mësohet të bashkëjetojë me budallallëkun. Por në këtë mes kemi edhe pak fat, ngase edhe budallallëku është kat-kat, pra nuk ka as maje, as fund. Mbase, me kohë do ta dallojmë shkallën e tij!...

# DITA E UJIT

Dita botërore e ujit u shënua edhe në Kosovën tonë. Është më se e nevojshme që edhe ne të mendojmë për disa gjëra, të bëjmë plane e kursime (si bota), për shumë çështje që iu nevojiten gjeneratave që do të na pasojnë. Pra të kujdesemi për burimet e ujit!

- "Mua do të më pushonte shpirti në qetësi sikur institucionet e Kosovës të paktën të merrnin masa dhe t'i pastronin lumenjtë e Kosovës nga shishet e hedhura të plastikës" - po i thotë një plak një pushtetari, me këtë rast.

-"Kështu si është duke u vazhduar me gjithë ato shishe nëpër lumenj, ta dhashë besën se po u mbushën me ujë ato shishe të hedhura, pika e ujit në lumenjtë tanë nuk ka për të mbetur!"- shprehu plaku brengën e tij.

# KONKURSI

Televizioni i Kosovës ditë më parë kishte shpallur një konkurs për të pranuar një drejtor të një sektori të caktuar. Kandidati duhej të dinte mirë anglishten dhe shqipen në të shkruar e në të folur, të njihte mirë kompjuterin, të njihte mirë menaxhimin dhe organizimin e punës në media, si dhe të ishte i ndershëm.

- Pse nuk të pranuan?- po e pyet i ati të birin që kishte konkurruar në TVK.

- Po nuk i plotësova kushtet, si duket!?

- Çfarë kushtesh kërkoheshin?

- Duhen këto e këto gjëra, - po ia shpjegon i biri, -mes tjerash duhet të jesh i ndershëm, kështu qe e pranuan Sabahun!

- Sa i përket kompjuterit, nuk e di sa e njeh ai, - po i thotë i ai të birit, - e sa i përket gjuhës Sabahu, pasha babën, nuk di as shqip e as anglisht- veç serbisht, kurse sa i përket kushtit për të qenë i ndershëm, Sabahu pikën e nderit në trupin e vet nuk e ka as kurrë nuk e ka pasur!...

# SHOQATA E TË VERBËRVE

Nën organizimin e Shoqatës së të Verbërve të Kosovës, një delegacion i saj vizitoi institucionet e Kosovës, si: Presidencën, Kryeministrinë etj. Në atë takim, të verbrit folën për hallet dhe problemet që sot po i mundojnë ata dhe tërë Kosovën. Ata, ia numëruan të gjitha problemet, një nga një Presidenti dhe Kryeministri!, pasi që i dëgjuan me vëmendje, atyre iu thanë:

- Duhet të jemi të sinqertë me ju; ç'është e vërteta, ne, edhe pse me të dy sytë në ballë, nuk i kemi parë të gjitha këto probleme që sot po e ngërthyekan Kosovën!...

# DERI KUR

Një i moshuar, i cili gjatë gjithë jetës kishte qenë njeri i mbrapshtë, sidomos kur është fjala për çështjen kombëtare, përveç që kishte sëmundje të ndryshme, filloi të ketë vështirësi edhe me urinim. Mbas ca kohe e dërguan te mjeku, i cili po e pyet të sëmurin për hallin që kishte.

Plaku po i tregon mjekut se kishte probleme me urinim për më se dy javë rresht, pra nuk po mund të urinonte si më parë, dhe për këtë ishte në hall...

- Sa vjeç je? - po e pyet mjeku.

- Tetëdhjetë e tetë!- iu përgjigj plaku.

- Si s'ke turp!- ia ktheu mjeku, -tetëdhjetë e tetë vjeç dhe kërkon që të urinosh ende, a pak ke urinuar deri më tash, ëëë?!...

# KA EDHE MË KEQ

Një i moshuar kishte vuajtur shumë gjatë tërë jetës së tij. Mirëpo, para sfidave të saj, nuk ishte nënshtruar asnjëherë. Kohëve të fundit, kishte telashe me tretje të ushqimit dhe shpesh herë i paraqiteshin shkuarje barku. Një ditë plaka e tij, e qortoi plakun:

- Ç'ke që rri gjithë ditën e lume në derë të nevojtores?!- na mbyte ore i uruar plaku.

- Rri moj plakë se ka edhe më keq?!

- Çka ka më keq?- u xhindos plaka nga inati, që plaku nuk po e përfillte fare.

- Sa ta zhys nevojtoren, ti plakë mos bëj zë! Kur të bëhet puna që t'i zhys pantallonat, dhe shtratin, atëherë më thuaj se çka do të bëjmë?!- prandaj rri urtë plakë se ka edhe më keq!...

# TI I KE FAJET

Një të ftohtë dimri, i biri po i thotë t'et:

- Baba, unë me nusen po shkojmë te miqtë sonte për konak. Ti rri këtu, shih shtëpinë e bagëtinë, se nesër pas dite kthehemi ne!

Mu atë natë, si për inat, hajnat ia vodhën plakut të gjorë lopën në ahur! Të nesërmen, kur u kthye i biri me nusen, filloi shamata. Ata po e akuzojnë plakun se nuk ishte kujdesur për lopën, së duhej të rrinte në ahur e kur të futej hajni ta zinte etj.

E qortonin herë e reja, herë i biri, duke e bërë plakun fajtor për humbjen e lopës.

Dikur, duke u ndrojtur, priti e foli edhe plaku:

- Ju, more bijtë e mi, si duket krejt fajet për humbjen e lopës i shkarkuat mbi mua...

- Po, - u përgjigjen ata të dy njëzëri. - Ti i ke fajet!

- Mirëpo, hajni që vodhi lopën, sipas jush, a nuk është aspak fajtor, a ?

# NUK TË FALË

Në kohën e ish-sistemit jugosllav të burgosurit shqiptarë, në veçanti, e vuanin burgun e rëndë, si të thuash të dyfishtë nga vuajtja. Një ditë një të burgosur shqiptar për kundërvajtje në burgun e Mitrovicës, teksa po bisedonte fshehtas përmes dritares me një të burgosur tjetër, e zë në flagrancë ish drejtori i burgut, një Shera. Ai qe futur në dhomën e të dënuarit dhe po i thotë atij:

- Pse flet? A e di ti që është e ndaluar? Tani ta tregoj unë qejfin...

- Falëm se nuk flas më!- po i thotë ai drejtorit.

- Ehe, nuk mund të të falë... se nuk e di a mund të të zë prapë, prandaj!...

# KA NDRYSHUAR FARE

Beni, një djalë i ri dhe i lazdruar, që sillej keq me kunatën e vet!

E kunatë, detyrohej që t'ia pastronin rrobat dhe t'ia hekuroste për çdo ditë, se ndryshe ai nuk i vishte! Pastaj bukën e donte të ngrohtë fare, se të ftohtë nuk e hante ai etj.

Kur u martua, ai e la "lazdrimllëkun", dhe ndryshoi fare: nuk sillej më "ashpër", filloi ta hante bukën e ftohtë të dy-tri ditëve, e shoqja e tij nuk ia lante, as nuk ia hekuroste rrobat përditë, kështu që nuk po i ndihej më zëri për së gjalli Ben djalit!...

- Hë, - po e pyesin gratë e lagjes kunatën e Benit, - a u rehatua Beni moj shoqe, a i ka lënë më ato huqet e marifete që i ka pasur?

- Ehë, mori shoqe, kishte qenë me hile kjo botë. Beni kërkonte vetëm nga unë gjithë ato shërbime, se para gruas së vet, që besa, më nuk po ndihet për së gjalli!...

# PARASHIKIMI I MOTIT

Dikur njerëzit e parashikonin ndryshimin e motit me disa shenja "besherete"- siç i quante populli ato, si: e kruara e veshëve, mundime në fazat e lagështisë së ajrit, therja e ndonjë plage të vjetër, dhimbje e ndonjë koci etj. Tani, me zhvillimin e shkencës, parashikimi i shërbimit sinoptik për motin është më i saktë, por, për çudi, në RTK ka disa ditë që në programin e mëngjesit po japin të njëjtin "avaz" - fjalë për fjalë:

- "Moti sot do të jetë me diell e më vonë do të përcillet me zhvillim të vranësirave, të cilat mund të sjellin riga lokale shiu!"...

Po, pra, këta duan të jenë të saktë: brenda ditës moti o do të jetë me diell, o me vranësira, o me riga lokale shiu! Të gjitha opsionet e mundshme RTK- i lë të hapura, prandaj është një nga më të saktat në rajon!..

.

## REDAKTORI

Një tip kalemxhiu, i cili po përpiqej të shkruante në hallin e vet, kishte bërë gati për shtyp një përmbledhje poezish, dhe kërkonte një redaktor. Ai u konsultua me njërin, i cili pas disa ditësh ia ktheu poezitë, me vërejtjet që ia kishte bërë.

Ky e pa, dhe nuk i pëlqeu fare ngase duhej bërë shumë ndryshime... Autori i gjorë, po i thotë ngadalë e me të lehtë zotëri redaktorit:

- Më keni kërkuar ta ndryshoj kaq shumë vargun, por edhe përmbajtjen?!

- Po, - i tha redaktori autoritar, - kjo është shija dhe stili im!...

- Atëherë vini edhe emrin tuaj librit tim, se gjë imja në këtë libër (me këto ndryshimet që keni kërkuar për të bërë), s'po mbetët!...

# UNË PARA BABE

Një gazetar kishte shkuar për të bërë një intervistë me një plak të rrethit të Drenasit, i cili kishte qenë pjesëmarrës i Kryengritjes Çlirimtare të Drenicës, prirë nga Komandanti i kësaj Kryengritje, Shaban Polluzha.

Gazetari filloi intervistën me plakun, mirëpo një djalë i plakut po i përzihej shumë në intervistë, e po thoshte:

“Po, qe besa, në luftën e Shabanit kam qenë edhe unë. Aty unë e aty baba, baba aty e unë para tij..., kështu që kurrë nuk jam ndarë as prej babe e as prej Shabanit...”, (këtë ai e përsëriti disa herë) dhe, natyrisht, i lodhi të gjithë, por edhe babanë e vet.

Plaku, duke e parë se i biri nuk po ndalej, u detyrua dhe i tha:

- Ndalu, biro, ndalu, mbaju pak!- ti ke qenë vetëm shtatë vjeç atë kohë, sabi hesapi, pasha babën, po rri rehat e mos ha m...!

# A PO I NDËRROFSHIM EDHE BURRAT

Kishin qenë tre vëllezër nga rrethi i Therandës, që të tre të martuar, por të varfër. Ç'është e vërteta, ata nuk punonin fare, gjithë ditën e lume vetëm çaj e duhan pinin dhe dëgjonin muzikë! Njëra nga gratë, ua dërgon darkën në odë atyre, dhe po i dëgjon teksa po bisedonin mes vete për ta shitur tokën e pasurinë që kishin në Therandë, për të ndërruar truallin se këtu nuk po mund të përparonin fare nga ana ekonomike!...

Gruaja shkoi në shtëpi me vrap dhe e gëzuar. Ajo, po u thotë të kunatave tërë gëzim:

- Mori gra, i dëgjova burrat teksa po bisedonin për ta shitur tokën dhe pasurinë që kemi këtu dhe për të ndërruar truallin se këtu nuk po kemi përparim!...

- Njëra nga kunatat, ia priti dhe po i thotë asaj:

- E burrat a kemi me i ndërrua, apo vetëm truallin?!...

- Jo moj, a je trenuar ti, - ia ktheu kunata, - vetëm truallin po e ndërrojmë.

- Eh, pasha besën, moj kunatë, me këta burra që kemi kot e ndërrojmë truallin, se përparim s'do të këtë as këtu e as atje...

## NA MBYTËN THITË

Në një bjeshkë të anës së malësisë së Sharrit, ku klima është ca më e ftohtë dhe të lashtat piqen më vonë, fshatarët e atyre anëve mbjellin vetëm misër e patate. Një ditë djemtë e një fshatari të atyre anëve po i ankohen babait të vet se thitë e egër po ua prishin tërë misrin!

- Si ka mundësi, - po çuditet plaku, - po ku na paskan qenë gjithë këta thi, sepse unë gjatë luftës së UÇK-së, nuk kam lënë dushk as ferrë pa u fshehur në tërë Sharrin e kund thi të egër nuk kam parë?! Kah na dolën tani gjithë këta thi, more djema!?...

- Ehe, lum baba, tani pas lufte është mbushur plot me thi e birë thiu!...

# NË BAHÇE TË HUAJ

Një Ramë Novalani duke shkuar në Vushtrri për ditë tregu, rrugës teksa po kalonte afër një bahçeje me bostan, futet në të dhe ia fillon të hajë bostan mu si në bahçe të babës!...

Aty pari, po kalonte një kalimtar rasti dhe po i thotë Ramës:

- Të bëftë mirë, o i zoti bahçes!

- E mira të gjettë, mor burrë, po eja edhe ti e të hamë së bashku!

Kalimtari u fut, dhe tek po hanin së bashku bostan, po e pyet atë:

- A ke hequr shumë duke e punuar këta bostan, ore i zoti bahçes?

- Jo, ore jo, nuk kam hequr fare, se kjo nuk është bahçja ime!, veç kam hy sa me hëngër një bostan or mik!- ia ktheu Rama.

- Kalimtari i gjorë kur, e dëgjoi se ky e kishte ftuar në bahçe të huaj, i jep gardhit e del me një kerr ferra matanë e po i thotë:

- Ti qenke futur në bahçe të huaj si në bahçe të babës, more burrë i dheut!...

# A DO T'I HUAZOJ

Dy veta, që ishin të ftuar në një dasmë diku në Mynhen të Gjermanisë, po prisnin përcjellësin i cili do t'i orientonte, ngase ata nuk po e dinin adresën. Morën një taksi (nga se Munihu ishte qytet i madh). Një Hakiu, ishte përcjellësi që kishte dalë për t'i pritur, dhe ai, duke dashur që të bëjë "nder", sa për ta larë gojën, iu drejtua mysafirëve:

- Qe besa desha t'ua paguaj taksinë, por e paskam harruar kuletën në shtëpi në xhepin e xhaketës tjetër, ë... le ta marrë djalli ta marrë!...

- S'ka gjë, -ia priti njëri nga ata dy dasmorët me ca ironi, - në qoftë se ti dëshiron për të na nderuar, unë t'i huazoj lekët!, pastaj ti na e paguan taksinë, e pas një jave m'i kthen lekët mbrapa, kështu që edhe nderin e bën tamam!...

- A do t'i huazoj lekët? e pyeti ky dasmori përcjellësin, por ai u bë sikur nuk dëgjojë!...

# KA DY JAVË QË S'E KAM PARË

Astriti dhe Albani ishin shokë të mirë, por edhe të pandarë, që nga fëmijëria e tyre. Astriti u martua dhe bëri një aheng të madh. U gëzua e gjithë familja, pa dyshim edhe shoku i tij, Albani. Kaluan gati dy javë, dhe Albanit tani po i mungonte shoku... Një ditë ai vendosi të shkojë te shtëpia e shokut të vet, dhe takoi babanë e tij në oborr, të cilin e pyeti:

- Erdha ta takoj Astritin, ka dy javë që nuk e kam parë!- a nuk ma thërret pak.

- Ehe, more djalë i mirë, qe besa e Zotit as unë nuk e kam pa qe dy javë!, sepse nuk del fare nga dhoma e nuses, veç uroj të jetë mirë me shëndet!- ia ktheu atij.

# PREJ SHTËPISË SË MIRË

Njërit iu kishte rritur djali e bërë për martesë. Ai, si prind kishte për obligim, që të birin ta fejonte, prandaj edhe filloi të kërkonte për t'ia gjetur një nuse të mirë. Ai, po kujdesej që të birit t'ia gjente një nuse prej shtëpisë së mirë. Djali po e dëgjonte babanë e vet, duke biseduar me ca miq e shokë, se për djalin e donte një nuse prej shtëpisë së mirë!

Djali dikur u lodh dhe po i thotë babait dhe miqve të tij:

- O nuk po dua vetëm nuse prej shtëpisë së mirë mor burra, por po dua nuse me gjithë shtëpi të mirë, se mbarova kështu pa nuse dhe pa shtëpi- shkova dëm!...

# KËTYRE HERË KËNDONIN VESHUR

Seç na ka dalë një "modë e re", kohëve të fundi në RTK etj. Po dalin këngëtare, të cilat në "stilin" e vet", po mundohen t'i imponohen shikuesit! Ç'është e vërteta ato po dalin gjysmë lakuriq, me kërthiza e pjesë të tjera të dukshme të trupit përjashta, mu në mediumet publike!

Të merr mundi kur i sheh duke u hedhur e përdredhur më keq se në haremet e sulltanit!...

Një e moshuar, që po e shikonte TV-ën, po iu thotë të pranishmeve:

- "Mori gra, a jam çmendur, apo e kam gabim, këtyre herë këngëtaret këndonin veshur?!..."

# NJË COPË BUKË

Tërë ditën punojmë e nuk ndalemi kurrë, - po i ankohet djali babës së vet... Na ra kurrizi, dhe kurrgjë më shumë se një copë bukë e gjizë me qepë në sofrën tonë!

Shiko shokët tu, mor baba: pas tenderëve, pas posteve në ministri, pas biznesit, pas makinave e apartamenteve luksoze, pas... të thajnë me lekë, të thajnë, e ne, vetëm punë e punë dhe askund!...

- Ngadalë, - po i thotë babai të birit, për ta qetësuar e sqaruar atë:

- Ti je i ri biri im, dhe ende nuk i di disa gjërat?- me gënjeshtra e padrejtësi mund edhe t'i bësh ca lekë, por ato një ditë do të zhduken. Shoqëria, rrethi, edhe mund t'i falin gabimet, por nderin dhe moralin s'ta fal askush, ato fitohen vetëm me punë të ndershme e të moralshme!

I biri, duke qenë i pakënaqur me gjendjen, ia priti:

- Siç po shihet, deri me sot ore babë, të pandershmit po dalin fitimtarë!...

# NË MES TË DY RRUGËVE

Dikur moti, kur burri shkonte për ta marrë të shoqen nga gjinia, ai ecte përpara, kurse e shoqja mbrapa! Një i sapo martuar nga Dukagjini, kishte shkuar me e marrë nusen, duke u kthyer në shtëpi, ngase nuk ishte shumë i kënaqur me nusen, po ecte bukur shpejt përpara saj. E shoqja nuk kishte fuqi ta ndiqte pas, kështu që ngeli shumë mbrapa burrit të saj.

Te një udhëkryq, ajo më nuk po dinte se nga i ka shkuar i shoqi, prandaj vendosi të mos ecte më tutje. Bëri ç'bëri dhe u ul mu në mes të dy rrugëve!

- I shoqi, pas ca kohësh, ktheu kokën mbrapa dhe e vërejti se e shoqja nuk po e ndiqte më!...

U kthye me vrap dhe e gjeti në kryqëzim të rrugëve.

- Ç'po bën këtu?! - po i thotë ai me kërcënim.

- Po prisja mos po vjen ndonjë fatbardhë- ia ktheu ajo me ironi...

- Jo, moj grua, këtupari kalojnë vetëm fatzinjtë si puna ime!...

# TË GJITHA SHËROHEN

Në prani të shumë burrave, ku ishte i pranishëm edhe një hoxhë, u zu n'goje mjekësia e sotme dhe të arriturat e saj në shërimin e shumë sëmundjeve. Të pranishmit e pyetën edhe hoxhën, në mënyrë që edhe ai ta japi mendimin e vet.

- Po, dakord jam, - u përgjigj hoxha, - edhe Zoti i ka lënë ilaçet, nuk ka sëmundje që nuk shërohet, vetëm duhet njeriu të bjerë në ilaç të vetin! Një goxha burrë, nga skaji tjetër i odës, po e pyet hoxhën, krejt jashtë temës së bisedës:

- Bëri e të zuri puna, hoxhë efendi, a bën të falet njeriu "xhynyp" (i pa pastër) e pa abdes?!

Hoxha u ndal, ca i hutuar, dhe iu tha të pranishmëve qetë-qetë:

- Më falni së harrova t'ju them edhe diçka burra: - të gjitha kanë ilaç në këtë dynja dhe shërohen me kohë, vetëm budallallëku dhe gomarllëku nuk kanë ilaç kurrë!...

# I KAM DO NERVA

Një i sapomartuar po kalonte shumë mirë me nusen e tij. Mirëpo ditë prej ditësh, nusja sikur filloi ta provokonte të shoqin e vet, duke dashur kështu që ta frikësojë atë!

- "Ti njeri im, ruaju prej meje kur të më kapin nervat se jam shumë e rrezikshme!"

I gjori burrë, bëri ç'bëri dhe e duroi bukur gjatë të shoqen, por dikur ajo e teproi me "nerva!", kështu që një ditë e fshiu dajak të shoqen derisa ajo iu përgjërua, duke i thënë të shoqit:

- "Të lutem, lëre dajakun se, ta dhashë besën, edhe unë po i lë nervat për jetë!"...

# RROFTË TITO

Po mbante një mot i lig. Një plak ishte mbledhur kruspull, për t'u mbrojtur nga shtrëngata e shiut. Një shofer ndali, dhe mori plakun në makinën. Plaku e uroi dhe sa u këndell pak, po i thotë shoferit:

- A po e sheh çka është Tito dhe partia?! Ta ka bërë makinën e nuk të lag shiu e as bora!...

- Vetë e kam bërë, nuk ma ka blerë Tito or plak, po rri rehat, -ia ktheu shoferi me të butë.

- Jo, jo, - kërceu plaku! - po të mos ishte Tito, dh e partia, ti as makinën nuk do ta kishe, por thuaj "rroftë Tito e partia!" e mos ia hup mundin kot!...

- Rri mirë or plak, - ia ktheu shoferi i revoltuar, - se makinën e kam bërë vetë me djersën e ballit e lëri fjalët, a nuk e sheh se çfarë shiu po bie!... Plaku prapë kërceu e po i thotë shoferit:

- Jo, jo, djalë i mirë, po të mos ishte Tito, ti makinën nuk do ta kishe!...

Shoferi atë çast e humbi durimin, ndali makinën ngadalë dhe e nxori plakun përjashta, duke ia dhënë edhe një shqelm mbi prapanicë, e duke i thënë:

- Rri këtu në shi, dhe prite Titon tani, se vjen e të merr me makinën e tij!...

# NUK PO DIKE SERBISHT

Një shofer në makinën e tij merr një udhëtar të rastit, të cilin nuk po e njihte. Shoferi kishte lëshuar një këngë për Enver Hoxhën, kështu që këngë pas kënge: “Rroftë Partia!” e “Rroftë Enveri!”... kishte kaluar goxha rrugë e kohë....

Dikur udhëtari (i cili kishte qenë tip spiuni), po i thotë shoferit ngadalë:

- A bën ta ndërrosh këtë kasetë!?

- Pse, nuk po të pëlqen, a?- ia kthen shoferi me ironi...

- Jo, jo, nuk është puna se nuk po më pëlqen, por sikur u bë shumë, - u përgjigj ai me finesë..

- Ti nuk mund të bëhesh zot shtëpie në makinën time, – ia ktheu shoferi, - prandaj nëse nuk të pëlqen, mundesh me zbritur nga makina!

Shoferi e ndali makinën dhe e zbriti në tokë kalimtarin, i cili shkoi drejt e në milici të Serbis, ku spiunoi, duke thënë se:

- “Makina e filan shoferit po këndonte vetëm për Enver Hoxhën, nuk po e ditke as edhe një këngë serbisht!...”. Nuk vonoi shumë dhe milicët serbë e ndaluan shoferin e po i thonë:

- Si thuhet serbisht Enver Hoxha?!

Shoferi e mori vesh se ku do t’i dalë hesapi, dhe po u thotë milicëve:

- Në serbisht i thonë Hoxha Enver, e ju mirë ma bëfshi në marrsha më spiunë në kerr!...

# PRODHIME VENDORE

Një kurbetçi kishte ardhur për pushime në Kosovë. Pas ca ditëve kishte dalë në treg të Prishtinës. Kudo po dëgjonte thirrjen: " Konsumoni prodhime vendore!".... Atij i erdhi mirë kjo punë dhe bleu disa prodhime të vendit. Mirëpo, duke shkuar më tej, ai kishte vërejtur një gocë të bukur, të cilës kishte filluar t'i vardisej, duke i thënë se i pëlqenin prodhimet vendore?!...Për fat të lig të kurbetçiut, i vëllai i gocës qëllon aty afër e ta fshin dajak të ziun!... Një plak që kishte qëlluar aty pranë, pasi që erdhi ca në vete kurbetçiu, po e pyet pa të keq:

- Me çka të rrahu ai burri, more djalë, që të paska bërë në këtë ditë?...

- Si po duket me një dajak të prodhimit vendor!- ia ktheu ai...

# NUK TË KAM PARË SE

Pse more burrë i dheut më kalove pranë hundëve e nuk ma ndale makinën, ta bëra me dorë disa herë, por ti s'ma vare fare!? - po i thoshte Gani Lumi, një të njohshmit të vet, që ishte ulur në një tavolinë me disa shokë.

- Për sy të ballit nuk të kam parë! - ia ktheu ky tërë seriozitet.

- Lëri arsyetimet, si nuk më ke parë kur unë isha aty, fare buzë rrugës?

- Do të thotë se ti nuk po më beson, që nuk të kam vërejtur?

- Jo, aspak...

- Atëherë, dëgjo mirë! Po të betohem në sy të ballit se nuk të kam vërejtur, përndryshe, po të të kisha vërejtur me kohë, me të marrë në makinë jo se jo, por nuk do të kisha lënë pa të shtypur, dhe pa të bërë për spital!... Tani, po deshe beso, po deshe mos beso!

# NGA NJË ANËTAR

Në një kuvend të një subjekti politik në Kosovë e mori fjalën kryetari i tij, i cili foli gjerë e gjatë për objektivat e subjektit të tij. Në fund të fjalës së vet ai, si moto të partisë, propozoi:

- "Çdo anëtar, ka për detyrë, që ta sjellë nga një anëtar të ri në parti! Me ketë rast partia do të dyfishojë numrin e anëtarëve të vet e kështu me radhë!..."

Kur filloi votimi, mu në atë kuvend, u bë luftë e paparë ndërmjet anëtarëve të kryesisë dhe këshillit drejtues të partisë për ta eliminuar njëri- tjetrin!

Së fundi, mori fjalën njëri nga anëtarët e saj dhe tha:

- "Si po duket në këtë partinë tonë më shumë ka gatishmëri që secili anëtar ta largojë nga një, sesa ta anëtarësojë nga një të anëtar të ri!

# BURRË E GRUA

Teksa po e shihnin televizorin, burrë e grua filluan të bisedojnë rreth programit të RTK-së. Gruaja u ankua dhe po i thotë të shoqit:

- "Qe besa edhe këta të RTK-së, na e kanë sjellë në maje të hundës. Po si ka mundësi, more njeriu im, që gjithë ditën e lume ky televizion nuk nxjerr tjetër gjë veç këngëtare mbas këngëtareje, dhe që të gjitha gati gjysmë të zhveshura! Më ta thënë të vërtetën, unë kështu të zhveshura nuk po mund t'i shoh fare me sy!"- shfryu ajo.

- Jemi në hall të madhe ne të dy moj grua!, - po ia kthen ai fare qetë, shoqes së vet - ti s'po mundesh me i pa të zhveshura, kurse unë, s'po mund t'i shoh të veshura!...

# XHARRAHU

Një qift i moshuar po bisedonin për hallet e tyre të përditshme, ndërkohë në TVSH- filloi një emision për mjekësi, të cilin po e udhëhiqte Flamur Topi. Ai filloi të shpjegonte për një "xharraheshë" të re dhe për përvojën e saj në këtë drejtim, duke e paraqitur më pas mjeke kirurge, e cila po bënte edhe syneti, pra po e luante edhe rolin e xharrahut, siç e quan populli tek ne, kirurgun e "rreth- prerjes"!

- Ëhë, - po i thotë plaku plakës me shaka; po m'u dashka të shkoj këtë verë edhe vet në Shqipëri dhe të bëhem synet te kjo xhaharresha e re!...

- Qe besa, more plak ziu, shko ku të duash, se s'ka mbetur për të prerë ma gjë, as të unë e as tek ti!...

# NJË GJYSMË ORE

Po grindeshin dy veta, ç'është e vërteta njëri po e kërcënonte tjetrin duke e sharë e fyer e duke i thënë çka i vinte n'goje. Kjo bela zgjati mbi gjysmë ore!... Tjetri, nuk bëzante, vetëm heshtte dhe nuk lëvizte nga vendi. Pasi që ai burri agresiv mbaroi së shari e iku, një shoku i këtij tjetrit burrë, po i thotë:

- Çka prisje, mor, ai nuk la gjë pa të thënë e ti s'ke i zoti t'ia ngjeshësh një grusht turinjve...

- Qe besa, prita edhe pak të nxehem, se sikur ta zgjate edhe ca, pa i rënë nuk e kisha lënë!

- Pse, a nuk të nxehu për më se gjysmë ore, duke ta lodruar nënën e babën, ë?!...

# E KAM LEJEN

Një Ganiu i anës së Skenderajt shkoi një ditë me makinën e tij në Prishtinë. U fut në një lokal, me një fqinj të vetin, dhe ia grahën rakisë derisa u dehën bukur mirë. Dikur dolën në rrugë dhe mezi e gjetën makinën!... Sa u futën në makinë, Gani shoferi, në gjendje të dehur, i jep makinës marshin dhe pas pak bën ndeshje me një makinë tjetër!

Shkojnë policët e trafikut dhe, duke e parë në ç'gjendje ishte shoferi, po i thonë:

- Ti, zotëri; a ke leje për të ngarë makinën?

- E kam qe besa, por e kam për ta ngarë vetëm në Skenderaj, por, nëse më kuptoni, kësaj radhe gabimisht kam ardhur në Prishtinë!...

## NUK MUND TË VIJ

Një Dina i anës së Deçanit, po martonte djalin. Ai filloi t'i ftonte në dasmë miqtë dhe shokët e vet. Duke e llogaritur gjithë atë aheng që do ta bënte për dasmën e djalit, ishte entuziazmuar aq sa kur po e ftonte (me anë të telefonit) një shokun e vet, që t'i vinte së bashku me të shoqen në dasmë, po i thotë:

- Dëgjo burrë, gjithë këtë aheng që do ta bëj, me ka shkuar edhe diçka ndër mend.

- Çka të ka shkuar ndër mend o Dinooo- po e pyet shoku i tij.

- Po të kisha fat të më vdesë gruaja ditën e dasmës, ta zgjedh aty një tjetër për shtatë palë qejfe, pra një udhë e dy punë, me ato shpenzime e pa u harxhuar më shumë, dy dasma përnjëherë... Kur Dina e mbaroi shakanë me shokun e vet, po i thotë:

- Ti, shoku im, je i ftuar në dasmë me gjithë shoqen tënde, dhe mirë se të vini!

- Jo, besa, nuk mund të vij!?- ia ktheu ai.

- Pse nuk do të vini!?- e pyeti Dina ca i hutuar.

- Po ndodhi e të vdiq gurja, Dino, atë ditë?!... Ti paske vendosur që dikë ta lësh pa grua! Ec e beso se cilës mund t'i bie shorti, miku im- ia ktheu ai, po aq me shaka...

# 15 DITË BURG

Diku nga vitet e nëntëdhjeta, pas vuajtjes së dënimit prej 15 ditësh burgim, pushteti i Serbisë e kishte liruar nga vuajtja e mëtutjeshme gazetarin Halil Matoshin të gazetës së atëhershme "Zëri i rinisë" me botim në Prishtina. Gazetari kishte denoncuar represaliet e dhunën që pushtetit serb po ushtronte mbi popullatën e pafajshme shqiptare. Pas lirimit nga burgu, kishte filluar të shkruante një "fejton", për ato 15 ditë të kaluara në burg! Në një numër të këtij "fejtoni"- kishte shkruar:

- "...U ngrita në mëngjes, dhe pasi urinova i pastrova edhe sytë..."

Teksa po e lexonte këtë "fejton", një ish i dënuar politik i vitit 1981, i cili kishte mbajtur jo më pak se pesë vjet burg të rëndë nëpër kazamatet e Serbisë, mori lapsin dhe reagoi ndaj shkrimit dhe gazetës në fjalë:

- "Po qe se shkruajmë ne, ish-gjenerata e të dënuarve politikë të vitit 1981, se sa urinën e kemi bërë nëpër kazamatet e Serbisë, ti, zoti Matoshi, nuk do të kishe mundur me not t'i dalësh matanë, po lëri ato vuajtjet 15-ditore e shkruaj më shumë për të rinjtë tanë, të cilët po kalben që shumë vite burgjeve serbe!...

# JANË ELIMINUAR 44 QEN

Janë eliminuar 44 qenë endacakë!- po i thotë një prishtinas babait të vet.

- Nuk është e mundur!

- Po, babi, po, sapo e lexova në gazetë!

- Po mirë, a ishte burgosur kush, a po dihet se kush i ka vrarë, a po ndiqet kush, ti nuk e di mor biri im, se sa qeni është sot në Prishtinë, prandaj mos e ke gabim?!...

- Jo, babi jo, qentë i kanë vrarë mbrojtësit e qytetarëve, pra ata kanë marrë leje për t'i eliminuar qentë në Kosovë, kupton i kanë eliminuar, pra?!...

- Dëgjo babën ti, për t'i eliminuar qentë në Kosovë, e sidomos në Prishtinë, sot duhet një vit luftë pa kompromis, dhe nuk mjafton besa, sepse qentë lënë pasuesit e qenërisë mbrapa...

# NË DASMË VALLËZOHET

Njëri kishte pasur dasmë, dhe me këtë rast, kishte ftuar miq të shumtë. Derdhej vera lum!...meze, muzika e muhabeti si të thuash pa kontroll e për shtat palë qejfe- si në dasmë më... Mirëpo burrat e dheut dikur filluan të nxehen nga vera e rakia dhe, si duket, ishin ngatërruar në temat politike. Nuk vonoi e krisi grushti e shamata!... I zoti dasmës, i fyer deri në kulm nga këto sjellje të papërmbajtur e të papërgjegjshëm të dasmorëve, iu tha:

- Or vëllezër, or shqiptarë, or miq, sikur e keni ngatërruar hesapin! Te merremi vesh një herë e mirë se në dasmë vallëzohet, këndohet e bëhet aheng, në rast morti bëhen ngushëllime e qetësi, në zyra partish bëhet politikë e replikë, ndërkaq dajaku e pushka kërcasin në luftë e në front!...Po, kam dasmë mor të uruar, dhe për dasmë iu kam thirrur.

# NGA BRAHIMI NË PJETËR

Para shumë kohesh, gazeta "Lajm" e kishte dhënë se një qytetar me emrin Brahim, kishte bërë konvertimin nga besimi islam në atë të krishterë! Ai, me këtë rast ishte pagëzuar në Katedralen e Romës nga vetë Papa me emrin e ri Pjetër!

Sipas gazetës së përmendur, qytetari, këtë e kishte bërë në shenjë respekti dhe dashurie për konfesionin dhe kulturën katolike në përgjithësi...

Teksa po ia lexonte këtë shkrim të gazetës një djalë i ri bacë Osmanit, i cili po e dëgjonte me vëmendje dhe fare në fund, atij djaloshit, për këtë sihariq i tha:

- " Dëgjo, or biri im; Brahimi, lë ta ndërrojë emrin si të dojë, po deshi, lë ta vërë edhe ndonjë emër tjetër, se puna e tij nuk ka ba kurrë, as si Brahim e as si Pjetër!"...

# NE IU KEMI HIPUR MOTI

Kishin ardhur shumë veta për ta takuar të birin e fqinjit të tyre, i cili kishte ardhur nga Zvicra, me rastin e festave të ndërrimit të moteve. Ata, nga kureshtja për të ditur më shumë për Zvicrën, djaloshit po i bënin lloj-lloj pyetjesh. Ai ishte i lodhur nga rruga, dhe kishte nevojë për pushim, ndërsa ata nuk po lëviznin dot nga oda - ia kishin krisur muhabetit krejt kot e kot. Dikur djaloshi u lodh e po iu thotë:

- Pse nuk bëni diçka, por keni mbetur mbyllur këtu në odë e na mbytët me tym duhani?

- Çka të bëjmë?- ia priti njëri nga të pranishmit, - a nuk e sheh se na ka zënë bora kaq keq.

- Po pikërisht pse është borë po ju them. Është kohë ideale për të rrëshqitur me ski, atje në Zvicër njerëzit japin edhe para për t'u hipur skive gjatë dimrit...

Një plak, duke mos e kuptuar djalin mirë, po i pyet të pranishmi pse po përmendën skitë? Njëri nga të pranishmit, po ia shpjegon plakut se si në Zvicër gjatë dimrit njerëzit paguajnë edhe para të majme për t'u hipur skive!

- Ëhë, -po thotë plaku, - tash e kuptova. - Ne këtu në Kosovë, or çun, iu kemi hipur skive që moti, dhe atë, dimër e verë!...

# EDHE PËR SË VDEKURI

Ato kohë, një kryeplak katundi kishte qenë shumë i ashpër. Ai e kishte pasur mbështetjen e pushtetit, prandaj ushtronte dhunë mbi bashkëfshatarët e vet. Pasi që pleqëria e plandosi për dhe. Ai, para se të vdiste mblodhi fshatin dhe iu la amanetin:

- Kur të vdes të ma lidhni një litar në fyt dhe ta lini fillin e litarit mbi varr për përjashta!- këtë, po e bëj në shenjë pendimi për sjelljet e mia të liga përballë jush.

- Kur vdiq, fshatarët e varrosen dhe ia përmbushën amanetin!...

Të nesërmen një patrullë e xhandarmërisë, duke kaluar atypari, shohin një litar mbi varr të kryeplakut. Nga kureshtja e tërheqin litarin, por ai nuk lëvizte dot. Atëherë thërrasin fshatin, dhe i pyesin fshatarët se ç'ishte ai litar aty. Fshatarët tregojnë se ky ishte amaneti i tij. Xhandarët, nuk iu besuan, dhe urdhëruan që të zhvarroset kryeplaku!, kur e panë me litar në fyt kryeplakun, thanë:

- Ehe, po ju vetë e paskeni varur kryeplakun me litar!? I arrestuan të gjithë fshatarët, në xhandarmëri kërciti dajaku, për ta zbuluar vrasësin. Një plak, nga dajaku e gazepi që po shihte me sy, po iu thotë bashkëfshatarëve të vet:

- "Pasha mixhën, lërë, që ia kemi parë sherrin sa ishte gjallë, por që ia shohim edhe për së vdekuri, këtë kurrë s'e kisha besuar!"

# SHPEND ËSHTË EDHE SORRA

Kur Avdullah Meta u lodh e mplak, filloi të bëhej i bezdisshëm dhe të bënte shamatë me djemtë në ara dhe në shtëpi. Me djalin e madh, Shpendin, ngatërrohej më shpesh ngase ai e kundërshtonte më shumë, për çështje pune, tregtie, apo të ndonjë rasti tjetër më rëndësi. Avdullahu, nuk pajtohej me mendimet e të birit, dhe bënte shamatë! Një kushëri i tij, një ditë po i thotë Avdullahut ca me takt:

- Mos i bërtit djalit se është shumë i mirë, madje edhe emrin e ka të mirë - Shpend!

- Po çfarë të miri, more kushëriri im, po shpend është edhe sorra, dhe më thuaj ti tani; a ka kund sorrë të mirë?!

# DY LAJME

Dy punëtorë, që kishin mbetur pa punë, ishin të detyruar të bënin gjithfarë punësh, bile edhe punën e hamallit. Ata një ditë i mori një zotëri që t'ia shpinin në banesën e tij një vitrinë. Ai, me kohë, iu tregoi hamajve se banesën e kishte në katin e dhjetë. Mirëpo, deshën s'deshën, ata u pajtuan dhe e morën vitrinën e filluan të ngjitën shkallëve të kateve lart. Diku në katin e tetë u lodhën dhe u ulën pak për të pushuar. Njëri, që ishte ca më llafazan, po i thotë tjetrit:

- Dëgjo, kam dy lajme. Njëri është i hidhur, ndërkaq tjetri është ca më i gëzuar; cilin do të ta them më parë?

- Lajmin e gëzuar!- ia ktheu punëtori tjetër.

- Kemi vetëm edhe dy kate, dhe mbaruam punë.

- Po lajmi i hidhur, cili është?- e pyeti ai tërë kureshtje.

- Është i keq se ne kemi gabuar hyrjen e ndërtesës!...

# I LA FEREXHENË

Iku edhe Daci nga kreu i Parlamentit! Ç'është e vërteta vetëm sa mashtrohen ministrat dhe parlamentarët, ngase institucionet dhe populli po i vërejnë "me kohë" devijimet dhe keqpërdorimet e udhëheqësve tanë. Bie fjala manipulimet e Dacit i kanë vërejtur "shpejt", pra në mandatin e dytë të tij, gati pas pesë vjetësh!- madje, pasi kishte kaluar shifrën 6-milionëshe të keq- menaxhuar të buxhetit të Kosovës!...

- Sa shpejt e paskan zënë, ore!- ia ktheu bashkëbiseduesi me ironi. -Mos bëni shaka se Daci ka punuar dhe i ka lënë të paktën diçka Kosovës dhe Parlamentit të saj.

- Ëëë, çka na i paska lënë Kosovës dhe Parlamentit, ky Daci, sipas teje?

- Daci i la ferexhenë Parlamentit, pra la muralet e mbuluara me ferexhe sot e kësaj dite!...

# PO TA NGRITE

Në Kosovën tonë po ndodhin shumë gjëra të papërgjegjshme. Ish-kryeministri Kosumi, një ditë para se të ikte nga posti, nënshkroi një marrëveshje për telefoninë mobile!...

Një ditë pasi mori postin kryeministri Çeku, anuloi marrëveshjen për telefoninë mobile!...

Pastaj Kosova në terr vazhdimisht, papunësi e madhe, kontrata e dyshimtë me "Alferonin", Kosova pa prefiksin telefonik, ministrat e shumtë të dikastereve menaxhojnë keq mjetet e buxhetit të Kosovës, ka keqpërdorime të papara në ish-presidencën Rugova etj....-shfryu i nevrikosur një qytetar i Kosovës në një ndeje.

- Ku është tani kryeministri? -ia priti tjetri. -pse nuk e ngre zërin kundër këtyre padrejtësive?

- Ehu, sikur ta ngrite zërin ai, sigurisht se nuk do ta emëronin kryeministër!...

# SHTATORJA

Eh, si nuk shkove në luftë, mor axhë?!, do ta kishe shtatoren e ngritur tani, do të bënin homazhe mijëra qytetarë të Kosovës, do të kishin mbajtur mbledhje përkujtimore për ty, do të këndoheshin këngë për ty e shumë gjëra të tjera, -po e ngacmonte nipi axhën e vet, diku në një qytet të Zvicrës (derisa po shikonin një emision dokumentar në Televizionin e Kosovës, i cili po i kushtohej njërit prej dëshmorëve tanë). Dhe kush shkonte në luftë atë kohë, biletën ia nxirrnin falas!- po vazhdon bisedën nipi i tij.

Ndërkaq axha i tij, pa e prishur qejfin, po i thotë të nipit:

- Po, mor nipi im, po, ata biletën ta nxirrnin falas, por ta nxirrnin vetëm njëdrejtimëshe!...

# GJË NUK PO MARR VESH

Në një mbledhje fshati një plak po i pyet disa të rinj:

- Nuk po marr vesh gjë, more djem, se çka po bëhet në Kosovën tonë?!

- Dëgjo, axhë, -priti e foli një djalë i ri, - po thonë se Kosova do të fitojë një pavarësi të kushtëzuar, disa të tjerë po thonë se do t'i jepet një pavarësi nën protektorat, të tjerët po thonë se Kosova nuk bën as të ndahet e as të bashkohet me askënd e shumë variante të tjera! A kuptove, axhë?

- As të mos ndahet e as të mos bashkohet me Shqipërinë!? Kjo i bie që vajza as të mos martohet, por as çikë të mos mbetët!, pra as çikë as grua- për zoten gjë vesh nuk po marrë.

# VËLLANË DHE...

Arbeni, që ishte djalë hasreti- siç thotë populli, derisa po udhëtonte me tren nga Cyrihu për Gjenevë, takoi një bashkudhëtar shqiptar dhe po bisedonte me të. Bashkudhëtari po e pyet Arbenin se sa vëllezër jeni? Arbeni po i thotë se nuk kishte asnjë vëlla, pra ishte i vetëm. Në bisedë e sipër, Arbeni po i thotë bashkudhëtarit se sikur ta kishte një vëlla, do të jepte gjithçka në këtë jetë. Ndërkaq bashkudhëtari ia ktheu bukur seriozisht dhe i revoltuar:

- Dëgjo ti, djalë i mirë! Unë i kam 6 vëllezër, dhe po deshe po ta fali cilin të duash ti, besa bashkë me ta po t'i jap edhe bukur do lekë e çka të duash, vetëm hiqma qafe ndonjërin se më hëngrën të gjallë, më hëngrën!...

# NUK PO BËJNË VE

Po bisedonin burrë e grua, të cilët kishin 8 fëmijë,- gruaja po i thotë burrit:

- More njeri, si ka mundësi që gjithë këto pula që kemi të mos bëjnë as edhe një ve!?...

- Me misër po i mbajmë, gjeli po i "shkel" përditë, dhe prapë nuk po bëjnë asnjë kokërr ve!

- Për shkak që po i "shkel" gjeli, nuk po bëjnë vezë moj grua, se po t'i shkelja unë, qe besa do t'i bënin nga dy përnjëherësh, siç i ke bërë edhe ti dikur!...

-Dikur, po, por si duket edhe gjeli qenka plakur si ti- ia ktheu e shoqja po me aq ironi...

# DORA E LIGJIT

Dy deputetë të Kuvendit të Kosovës, njëri i ndershëm, atdhetar dhe i përkushtuar ndaj çështjes së atdheut, por me gjendje të dobët materiale: pa makinë, pa shtëpi e pa ndonjë pasuri të veçantë, ndërsa tjetri faqezi, gënjeshtar, hajn, dhunues dhe i korruptuar, por që mbi kurrizin e shoqërisë kishte bërë dy-tri makina, shtëpi, banesë e biznes!...

Një ditë u takuan befas në bufenë e Kuvendit, dhe filloi biseda:

- Si ka mundësi kështu?- pyeti i ndershmi deputet.

- Po fare lehtë,- ia ktheu tjetri, -ti ke zgjedhur rrugën e nderit dhe të atdhetarisë, për çka unë të admiroj..., ndërkaq unë atë të hajnisë e të makutërisë. E di që ti më urren, ke të drejtë, por ne i kemi rrugët e ndara që moti: ti nderin e atdhedashurinë, unë faqet e zeza dhe hajninë, derisa ligji dorën nuk po e shtrinë...

# MIZA

Ditë vere, vapë e madhe, në një odë burrash nga pirja e çajit dhe tymnaja e duhanit ishte bërë aty mjegull fare. Në bisedë e sipër ishin nxehur gjakrat e fjala nuk e mundte fjalën. Ndërkohë një mizë po sorollatej atypari, duke e ngacmuar herë njërin e herë tjetrin. Situata u bë e padurueshme dhe të gjithë u ngritën në këmbë e krisi grushti e shpulla, fshesa e lopata... derisa triumfuan mbi mizën!...

Të lodhur pas mizës, priti e foli i pari i burrave:

- "Qe besa, more burra, shyqyr që është e vogël e nuk ka takat më të madh, se po të ishte, ta zëmë, sa një ujk ose sa një ari, një të gjallë nuk do të na linte!"...

# ME LETRA PO

Në kohën e vet kryesia e LDK-së, përkatësisht nënkryetari i saj, zoti Eqrem Kryeziu, kryeministrit të Kosovës, zotit Çekut, i shkroi një letër, ku i sqaronte se të gjithë ministrat e LDK-së do t'i kontrollojë zoti Luta, pra ministrat e LDK-së do të jenë të obliguar që t'i raportojnë vetëm z. Lutfi Hazirit!...

- Ky qenka kryeministër vetëm me letra, - priti e foli njëri, sapo e lexoi këtë lajm në gazetë.

- Si, vetëm me letra?- pyeti tjetri.

- Po shiko, bie fjala në Gjermani mund të martohesh me një gjermane vetëm për letra!

Pra, ajo është gruaja jote me letra, por "punën" ia bën tjetër kush! Pra edhe kryeministri Çeku qenka vetëm me letra, se "punën" po ia bëka LDK-ja, në krye me Lutën!...

# NË KËRKIM

Krejt rastësisht në një ndejë bukur të madhe, ishin takuar z. Demaçi dhe z. Pacolli.

Nga dëshira për ta dëgjuar bacën Adem duke ligjëruar për çështjet aktuale, të gjithë ishin bërë sy e veshë. Pasi që baca Adem mbaroi bisedën, me të shpejtë u hodh zoti Pacolli e tha, duke dashur që para të pranishmëve të tregohet i ditur, ai i bëri një pyetje z. Demaqi:

- Zoti Demaçi, a nuk na thua a është më mirë të jesh i pasur, apo i ditur?

- Më mirë është të jesh i pasur!- ia ktheu baca Adem.

- Eh, të zura!- ia priti zoti Pacolli.

- Jo, jo,- iu përgjigj baca Adem, - ne të dy, zoti Pacolli, jemi në kërkim të asaj që na mundon: ti po kërkon diturinë, unë pasurinë...

# 99 VEZË

Mori grua, -po e thërret një burrë i moshuar të shoqen, -gabo e i thua kuajt se ç'më paska bërë vaki, a po e sheh së paskam bërë dy vezë sot nën jorgan!...

E shoqja nuk u durua dhe i tha shoqes së vet:

- "A dëgjove mori, burri im sot ka bërë katër vezë!" E kështu, shkoi fjala deri te mbreti se filan burri na paska bërë 99 vezë!...

- Mbreti urdhëroi rojat që në pallatin mbretëror t'ia sjellin atë burrin që "po bëka vezë".

- A je ti ai burri që ke bërë 100 vezë?! – e pyeti mbreti.

- Jo! - ia ktheu ky. Unë një ditë bëra shaka me plakën time, dhe asaj i thashë se kam bërë dy vezë! Ajo nuk u përmbajt dhe iu tregoi shoqeve të veta, dhe kështu i shtuan vezët përditë.

- Ke të drejtë, - ia ktheu mbreti, - edhe mua më thanë se i ka bërë 99- të, por vetë i shtova edhe një!

# NËNËN E KAM HARRUA

Një Veselit nga Klina e Skenderajt i kishte vdekur nëna. Ai, se bashku me vëllezërit e tij, si pas zakonit e kishin varrosur dhe po ia mbanin të pamën. Në të pame, çdo ditë ishin të pranishëm edhe Ibishollët (kushërinjtë e tij), të cilët nuk po linin kënd pa e përfolur!

- A po mërzitesh për nënën që të vdiq, Vesel miku? - po e pyesin disa miq.

- Qe besa e Zotit vetëm që s'po luaj mëndësh! - u përgjigj Veseli!...

- Mbahu, more burrë, -ia priti tjetri, nëna ju ka lënë burra shyqyr, pastaj jeni kujdesur mjaft për të, besa edhe moshën e ka pasur, ore Vesel miku, po banë gajret së kështu e ka jeta.

- Jo, jo, - ia priti Veseli, -nuk po mërzitem për nënën, se nënën e kam harruar,

por jam ngushtë prej Ibishollëve që nuk po lënë kënd t'i ndërrojë dy llafe!...

# PO LAJ KUSURET

Një Bajrami i Nezajve, kishte dalë në tregun e bagëtive në Skenderaj, ku kishte sjellë një lopë për ta shitur. Ai ndenji aty gati tërë ditën, por nuk mundi ta shiste lopën.

Duke e kthyer lopën për në shtëpi, ai mori litarin e saj dhe e lidhi për dorës e vet, kështu që në një moment lopën e ngacmoi zekthi, dhe ajo mori vrapin duke e tërhequr Bajramin zvarrë nëpër gurë e shkurre, e kishte bërë tërë gjak!

Vrapojnë disa burra dhe mezi e zënë lopën. Ia zgjidhin litarin Bajramit nga dora, dhe tek po e shohin atë të larë në gjak, po i thonë ngadalë:

- Çka të bëri vaki kështu, Bajram shoqi? Ky, nga inati, po iu thotë atyre:

- Ooo, po laj kusuret e budallallëkut, more burra, se po të isha tamam, nuk do të isha lidhur në një litar me lopën!...

# QENI DHE ARMATURA

Në një ndejë ku ishin mbledhur shumë burra, ishte ndezur muhabeti për qentë!

Njëri po e lavdëronte shumë qenin e tij, duke sqaruar se:

- Në bazë të ekspertëve, raca e qenit tim fuqinë e nofullave për kafshim e ka nga 2000 deri në 3000 kilogramë peshë!...

- Eh, ç'na paska shkuar mundi kot, more burra, - foli njëri i pranishëm, -kemi hequr të zitë e ullirit pas luftës duke prerë armaturë me disa gërshërë të topitura, gjithë ai ndërtim që është bërë, po si nuk na është kujtuar qeni i fqinjit tonë, vetëm do t'ia kishim vënë armaturën përpara dhe ai na e kishte këputur në gjatësi sipas dëshirës sonë!, dhe plasi gazi.

# E PASTAJ ÇKA I BËRE BIC

Një Rrahim Lyboveci kishte shkuar për vizitë te një miku i veti, Bici, i cili kohë më parë kishte grabitur edhe një grua, pra, ai daiu i kishte bërë dy gra!

Rrahimi kishte qenë kureshtar i madh, dhe po e pyete Bicin:

- E tani, Bic, si ndodhi?- ky, po ia shpjegonte se si e kishte njoftuar gruan e tij të dytë, se si e kishte grabitur, se si e kishte prurë në shtëpi etj.

- Rrahimi, prapë po e pyet:

- E kur e prure në shtëpi, ku e çove, Bic?

- E çova në dhomë- ia ktheu përgjigjen Bici.

-E mbasandaj çka i bane, Bic?!- prapë vazhdonte Rrahimi me pyetjet e tija të pafund.

- E t'ia bëra atë punë deri sa u ç'koça, Rrahim!- ia ktheu Bici.

- Aiii burrë, unë nuk të pyeta për atë punë, lum Bici!

- E, besa, përtej dhome nuk kam çka të tregoj ma, lum Rrahim miku!?

# NUK ËSHTË JORGAN

Ndize një cigare, -po i thotë Meha një fqinjit të vet, me të cilin po bënin një copë rrugë.

- Jo, jam me ramazan!- lum fqinji im.

- Që kur je ti me ramazan?!- e pyeti Meha.

- Që nga fillimi i ramazanit- iu përgjigj ai.

- Sa vjet i mbushe, fqinji im?- e pyeti përsëri Meha.

- Nja 77 rrumbullak, të zeza e të bardha- u përgjigj ai, ca me shaka.

- Ani çka mendon ti, që për 77 vjet nuk ke lënë gjë të ligë pa bërë, ke bërë ngatërresa, spiunime, uzurpime, përvetësime, ke qenë amoral, faqezi e çka jo, mos po mendon se i mbulon të zezat me ramazan? Jo, more fqinji im, jo, ramazani nuk është jorgan i ndyrësirave që të mbulohen të ligjtë me te!...

# EH, PO TË MOS ISHTE KFOR-I

Ani moj fisnike, ani, mbasi është KFOR-i këtejpari se e di unë çka të kisha bërë!...- po i thoshte një burrë gruas së vet, e cila kohëve të fundit nuk po ia varte fare të shoqit.

Ç'është e vërteta, burrë zeza, nuk po guxonte të bënte asgjë pa urdhër të saj. Një fqinji i tij, që po e dëgjonte gati për çdo ditë këtë avaz, dikur u lodh nga zhurma e tyre dhe po i thotë fqinjit:

- Qe besa, more burrë i dheut, ka mbi 20 vjet që të njoh e të kam fqinj të mirë, por ç'është e vërteta, ti as para KFOR- it, as, pas KFOR- it, as në kohë të diktaturës e as në kohë të demokracisë, kurrë nuk ke guxuar me ia kthye fjalën Lulisë!...

# DY VËLLEZËR

Në ish-sistemin titist nuk ka qenë e lehtë që “të lakohesh nëpër rasa”, dhe të shpëtosh pa e ngrënë ca; o dajakun, o birucën, o i diferencuar!...

Ka pasur edhe të tillë që kanë shpëtuar, por në të shumtën e rasteve ata ishin; o servil e shërbëtor, o njerëz që mbanin pozicion “neutraliteti” kundër pushtuesit! Pa dyshim, ka pasur edhe shumë raste absurde e të ekzagjeruara deri në banalitet: po e përmend këtu një “barsoletë” me të dëgjuar!:

- Kishin qenë dy vëllezër, të cilët gjatë Luftës së Dytë Botërore i kishte ndarë rruga: që të dy dolën malit; njëri iu bashkua çetave partizane, kurse tjetri Ballit kombëtar.

Pasi përfundoi lufta, këtë që ishte bashkuar me partizan e dënuan dhe e degraduan ngase e kishte pasur vëllanë me Ballin, kurse këtë që ishte me Ballin e avancuan dhe e amnistuan, ngase kishte pasur një vëlla me partizanët!...

# PASKAM QENË GOMAR

Një tip dallkauku e servili prepotent, nuk kishte lënë vend pa i futur hundët për t'u bërë një copë nëpunësi a diçka tjetër, por në fund nuk kishte arritur gjë prej gjëje. Me këtë pozicion, ai kishte mbetur i revoltuar në kulm!, në një ndeje burrash e pleqnarësh po thotë:

- Burra, sa shërbimin ua kam bërë unë këtyre të politikës, dhe në fund më lanë me gisht në gojë! Pra paskam qenë gomar e shkuar gomarit e nuk e paskam ditur deri më sot!...

Një plak i urtë, që kishte rastisur aty- po i thotë:

- Lum Paloka, pasha tokë e qiell, i vetmi je ti që nuk e paske kuptuar deri tash se je gomar, për ne të tjerët kjo punë ka qenë e ditur prej kohësh, lum shoqi...

# CILI ISHTE MASHKULL

Në Qeverinë Çeku kishte edhe ministra simpatikë si Haraqia e Tërmkolli! Kush mund të saktësojë se cili ishte mashkull?!

Ja disa karakteristika:

- Ish-ministri Haraqia, nuk bartte revole me vete, nuk fjalosej me askënd, nuk kërcënonte askënd, mbante vëth në vesh, kishte një sjellje të butë femërore, i kushtonte rëndësi të veçantë dukjes së tij, nuk mbante kravatë, bënte grim, vallëzonte para dajreve etj...

- Ish-ministrja Tërmkolli, nuk e hiqte kurrë koburen nga brezi, fjalosej madje edhe me policinë e Kosovës, fyente e shante këdo, kërcënonte të tjerët, ishte cinike, nuk mbante vëth në vesh, mbante kravatë, kishte një sjellje të vrazhdët burri, nuk i kushtonte rëndësi dukjes së jashtme, nuk vallëzonte para dajreve etj...

Pra, kush e gjen, cili ishte mashkull?!

# UNË "DOVË" NUK DI, SE

Bukur moti, një burri të pafat, i cili qe martuar dy herë, i kishin vdekur që të dyja gratë!, bëri ç'bëri- vendosi që prapë të martohej. Pasi që kishte gjetur fatin e vet të tretë, për hir të nuses që po e merrte, bëri një lloj dasme të vogël. Pasi që zakoni i asaj kohe e kërkonte, thirri edhe një hoxhë në dasmë.

Kur erdhi koha për ta futur dhëndrin te nusja, hoxha po i thotë atij:

- Eja, djalë, të dëftoi se si hyhet dhëndër, (hoxha ishte jabanxhi, dhe nuk e dinte se dhëndri po martohej për herë të tretë!). Para se të shkosh te nusja në shtrat; duhet të biesh të këndosh ndonjë "dovë", të falesh namazin etj. E ke të qartë?- po e pyet hoxha dhëndrin.

- Unë, lum efendi hoxha, "dovë" nuk di, se ato punët tjera i di përmendsh...

# MË MBYTE ME TELEFON

Kishin qenë dy vëllezër të cilët nuk shkonin mirë me njëri-tjetrin. Ndodhte që gjatë tërë dimrit qëndronin në odë së bashku, por nuk ndërronin veçse pak fjalë mes vete!

Njëri fshihej matanë stufës e tjetri këtej stufës së zjarrit. Erdhi koha, dhe njëri nga këta mori rrugët e kurbetit. Ai u rehatua atje, por nuk e harroi të vëllanë, filloi t'i ndihmojë materialisht e të përkujdesej shumë për të. I vëllai tjetër, duke e vërejtur që ai nuk e ka mohuar e braktisur, filloi të shkonte shpesh në postë, dhe i thoshte të vëllait në Zvicër:

- Thirrëm në këtë numër se jam në postë!... Dikur i vëllai që ishte në Zvicër u lodh, besa edhe po i kushtonte shumë telefoni, prandaj një ditë i tha:

- Më mbyte me telefon, more vëlla, po ne dikur së bashku në odë ishim e gjatë tërë dimrit, gati asnjë fjalë nuk e ndërronim mes vete, edhe pse bisedën e kishim falë e pa telefon. E tash nga na doli gjithë kjo dashni, se nuk po e kuptoj?!

- Eeee, lehtë e ke ti atje në Zvicër, nuk e di ti çka është vëllai- ia kthe ai për mes telefoni!...

# A THUA SA DO NA MBAJNË

Ehe, na erdhi liria më në fund. Sa e sa veta janë djegur për këtë ditë, - po i thoshte axha Kolë fqinjit të vet, teksa po pinin kafenë e mëngjesit së bashku në kopshtin e tij.

Përtej gardhit të kopshtit të tyre po i dëgjon axha Xhevat, një fqinj i tyre, dhe nga kureshtja po i pyet që të dy:

- Tash, ore burra, Kosova po zaptohet serish nga këta të Bashkësisë Evropiane, a dini ju të më tregoni se sa do ta mbajnë Kosovën nën "zap" këta?!- i pyeti mixha Xhevat ata.

- Nga ajo që po flitet... disa po thonë se nuk do të rrinë gjatë, disa po thonë, qe besa, gjatë kanë për ta mbajtur. Kush di të thotë të vërtetën- iu përgjigjen ata.

- Një gjë di- po iu thotë mixha Xhevat, -siç dihet, shumë gjatë e pati mbajtur Turqia, goxha gjatë edhe Serbia, qe 10 vjet po e mban UNMIK-u, e tash këta të Bashkësisë Evropiane, mos ua kalofshin tre sundimtarëve të parë, ne do të dalim me faqe të bardhë!

# FUSHATA

Në një fushatë zgjedhore që po mbahej në Shqipëri, Partia Demokratike e Shqipërisë, në pushtet, e mobilizuar, kishte shkuar për fushatë, në një zonë të thellë rurale.

z. Berisha, mori fjalën dhe zgjedhësve po u premtonte një jetë më të mirë. “Kërkoni ç’të doni” nga ne, - tha ai, -çka t’ju do i bardhi shpirt!... Një i pranishëm u ngre në këmbë e tha:

- Unë dua një shtëpi, zoti Sali!

- Shënoja një shtëpi, - po i thotë Saliu zëdhënëses së vet.

- Edhe unë dua po ashtu një shtëpi! - tha një tjetër qytetar që ishte i pranishëm aty.

- Shënoja edhe këtij një shtëpi! -urdhëroi Saliu.

Një tjetër u ngre e tha:

- Pasi që zoti Sali tha që të kërkojmë ç’të duam, ngase Qeveria e tij do të na i plotësojë të gjitha dëshirat, atëherë mua më duhen flokët, pra leshi i kokës që më ka rënë qysh nga koha e monizmit!- i gjori kishte mbetur tullac fare, pra pa lesh në kokë.

- Shënoja edhe këtij një shtëpi! - i tha Saliu zëdhënëses.

- Ky nuk kërkoi që t’i jepet shtëpi, zoti Sali,- ia priti zëdhënësja, ky kërkoi që të ketë leshin që po i mungon!- ia ktheu zëdhënësja.

- Shënoje, shënoje, - i tha Saliu, -se edhe ata të tjerët, po si edhe ky, leshin do të marri, po shënoje ti aty!...

# RRËFEHU

Në prag të fushatës zgjedhore, tre liderë politik kishin shkuar te prifti. Ata dëshironin që më parë të rrëfeheshin për gënjeshtrat që u kishin bërë zgjedhësve gjatë fushatave të mëparshme, me dëshirë që të lehtësojnë shpirtin e tyre, për t'ia filluar fushatës së re zgjedhore! Futet i pari, dhe prifti i thotë:

- Rrëfehu biri im, a ke gënjyer elektoratin ndonjëherë?

- Po uratë, e kam gënjyer vetëm një herë.

- Mirë, -i tha prifti, -ti, për t'i larë mëkatet që paske bërë, duhet që kishës t'i sillesh një herë rreth e qark me gurin e ngarkuar në kurriz!... Futet i dyti.

- Po ti?- po e pyet prifti.

- Unë, uratë, e kam gënjyer elektoratin vetëm dy herë.

- Mirë, -i tha prifti, -ti duhet që kishës t'i sillesh dy herë përreth, me gurin në kurriz, në mënyrë që t'i lash mëkatet tuaja!... Futet i treti i cili paraprakisht, kishte dëgjuar porosinë e priftit.

- Po ti?- po e pyet prifti edhe atë.

- A keni makinë hirësi?!- po e pyet ai priftin që më parë.

- Pse, ç'ju duhet makina?- ia ktheu prifti.

- Për Zotin, uratë, sa herë e kam gënjyer unë elektoratin, vetëm me makinë mund t'i lajë mëkatet duke iu sjellë kishës përreth me gurin brenda!- për ndryshe s'ka tjetër mundësi...

# SHYQYR

Një Sabria nga anët e Dukagjinit, tek po pinin kafe me një shoqen e vet po bisedonin:

- A nuk e sheh, moj shoqja ime, se çka janë duke bërë një dorë njerëzish? Gjithë këtë pasuri; shtëpi, banesa, vila, biznes, tenderë, e çka jo moj shoqe. Në këtë krizë ekonomike që po kalon populli ynë, ata po donë ta gllabërojnë tërë mallin e dynjasë, dhe nuk po çajnë kokën fare për popull që po vuan kaq shumë nga fukarallëku.

- Po i shoh, moj Sabrie, po i shoh. Mirëpo kot mashtrohen, në këtë dynja, sepse askush me vete në atë botën tjetër nuk mund ta marrë pasurinë me vete, marrin- turpin ose lavdinë, së bashku me një copë qefin.

- Shyqyr që nuk munden me e marrë pasurin me vete në botën tjetër- po i thotë Sabria- shoqes së vet, përndryshe, nuk do të linin gjë në këtë dynja!

# TAMAM SI URA E FSHEJTË

Para ca kohe u lidh koalicioni mes LDK-së dhe PDK-së, në Gjilan. Përfaqësuesit e këtyre subjekteve para gazetarëve thanë se së shpejti ky koalicion do të realizohet edhe në disa komuna të tjera, pra në nivele lokale më parë, njëkohësisht duke mos përjashtuar një koalicion të tillë edhe në nivel qendror më pastaj!...

Pas disa kohe, këtë koalicion këmbëngulë ta prishë vet subjekti i LDK-së?!

U bë puna si Ura e Fshejtë, gjithë ditën ndërtojnë e gjithë natën shkatërrojnë!...

Me gjasë për të bërë një koalicion të qëndrueshëm në Kosovë, LDK-ia, duhet të sakrifikoi dikë!, se kujt do t'i bie shorti si; Luta, Termkolli, Haraqia etj... mbetet të shihet në ditët në vijim!

# DËNIMI 30 FRANGA

Para shumë kohe, në disa kantone të Zvicrës ishte miratuar një ligj me të cilin parashihej dënimi 30 franga zvicerane për të gjithë ata që zihen duke pështyrë në tokë!

- Eh, sa mirë!- ia priti Albani.

- Çfarë mirë, mor burrë, po ja, të vjen të pështysh.... po ku të pështysh, ç'të bësh pra?...

- Eh, sikur ta sillnin këtë ligj edhe në Kosovë!- ia priti prapë Albini, shokut të vet.

- Si thua kështu, more burrë, po ç'të bëjmë gjithë këta njerëz të papunë gjithë ditën rrugëve të Prishtinës, dhe t'ua ndalosh të pështyjnë, po ku të pështyjnë ata sipas teje, more Albin burri, na thuaj?

- Pasi që janë gjithë këta të papunë, atëherë fare lehtë, të mos pështyjnë më në tokë, por ta pështyjnë Qeverinë në surrat!... - ia ktheu ai.

# E HA UJKU

Një grua e fisit kishte fejuar të motrën në një fshat malor. Në ato anë dikur kishte pasur shumë ujqër, të cilët herë pas here dëmtonin bagëtinë. Shkon një miku i tyre për vizitë, dhe zonjës së shtëpisë po ia uron fejesën e së motrës. Ndërkohë edhe po e qorton si me shaka, duke i thënë:

- Mori mikeshë, po pse e ke fejuar motrën në atë fshat? Ti, a nuk e di që atje ka edhe ujq, dhe ta hanë motrën...

- Jo, lum miku, nuk ka ujqër në ato anë, se i kanë vrarë që moti gjahtarët- ia ktheu ajo po aq me ironi....

- Jo, moj e uruar, jo. E ai ujku i madh që është ulur te oxhaku dhe po pret motrën tënde?!- ia ktheu ai, duke aluduar për vjehrrën e sapo fejuarës, e cila ishte shumë e egër dhe e ashpër. Pas disa ditësh ajo martoi të motrën dhe nuk vonoi e filluan grindjet e përditshme mes resë dhe vjehrrës. Një ditë ajo u lodh nga ankesat e motrës, dhe po i thotë asaj:

- Vërtetë me vend e paska pasur miku ynë- ujku i madh, paska qenë aty ulur të oxhaku!...

# KURRË "BAM" S'IA KE BËRË

Një Beci nga anët e Shalës, kishte qenë merakli i armëve. Ai sa herë që i shkonte ndonjë mysafir, ia tregonte ato, i lavdëronte se cila shtinte më e mirë etj. Një ditë i shkon një mysafir, dhe ky Beci filloi me po të njëjtin avaz, duke ia treguar mysafirit një mauzer të vjetër, duke ia lavdëruar atë e duke i thënë:

- Këtë mauzer vetëm duhet mbushur mirë me fishekë, duhet marrë mirë në thumb, pastaj të del kënga vetë!...

- Qe besa vetëm nëse kërcet vetë - gabimisht, mor lum Beci, - ia priti mysafiri, -se ti për këto 70 e sa vjet që i ke, as edhe një herë "bam" kundër pushtuesit nuk ia ke bërë, kështu që nuk të doli kënga as për së gjalli e as për së vdekuri!...

# SI SHOTA

Bajram Zena (bashkëluftëtar i Azem Bejtës), kishte pasur respekt të madh për Shotë Galicën. Një fqinji i tij, në një ndejë burrash po e ngacmon Bajramin duke i thënë:

- Bajram, nëse të besohet, këtu në lagjen tonë kam gjetur një grua trimëreshë, që i ngjan tamam Shotës së Azem Galicës!?

- Për kë e ke fjalën?- e pyeti Bajrami tërë kureshtje.

- Për Fahrijen time! - ia kthen me shaka ai... Bajrami u revoltua për krahasimin që ai, po i bënte Shotës së Azemit me Fahrinë e tij, mirëpo fqinji i Bajramit, kishte qenë hokatar i fortë, dhe po e zbuste Bajramin, duke i thënë:

- S'ka dyshim së Fahria ime është si Shota e Azemit, por ç'e do që nuk ka burrë, pra nuk jam unë si Azem Bejta, prandaj Fahria po shkon dëm... dhe plasi gazi i burrave.

# E PASKA MBYTUR SUXHUKU

Këtu e 30 vite më parë, njëri që kishte pasur aq merak në suxhuk, sa që shpesh po thoshte se ëndërronte që një herë të ngopej me suxhuk! Kështu që, ai një natë ia kishte mësyrë një dyqani dhe kishte vjedhur një thes të madh me suxhuk, duke i thyer të gjitha rregullat etike. Duke qenë natë, ai suxhukun e kishte fshehur mbrapa kasolles së qenit në oborrin e tij, dhe kishte ikur për gjumë.

Qeni i tij, që ishte kthyer dikur vonë në oborr të shtëpisë, ishte gudulisur nga aromën e suxhukut, dhe t'ia kishte grahur me shpejtësi.

Kur u gdhinë fëmijët e tij në mëngjes, po i thonë babait të tyre se qeni kishte mbetur me sy të hapur e me një copë suxhuku në gojë e nuk po lëvizte më?!

"Eh, i lumi ai për veti, të paktën nuk paska shkuar me merak të suxhukut!"- kishte thënë ai...

# NJË KUNJ

Një nikoqire shtëpie ishte punëtore e madhe, dhe mbante shumë bagëti e shpezë, kishte kopsht e të gjitha të mirat si i thonë fjalës. Asaj po i ndihmonte nga pak edhe i shoqi i saj, dhe që të dy së bashku po kalonin shumë mirë.

Mirëpo kur u plakën, ata nuk e kishin më atë fuqinë e punës, kishin reduktuar bagëtinë e po mbanin vetëm një lopë me një viç të vogël...

Një ditë viçi i lopës kishte nxjerrë kunjin për të cilit ishte i lidhur dhe kishte thithur tërë qumështin e lopës. E zonja shtëpisë, e alarmuar, shkoi në shtëpi dhe po e qorton të shoqin:

- More plaku ziu, si nuk ke fije turpi, je ngujuar këtu brenda në shtëpi e nuk je i zoti ta ngulësh as edhe një kunj si duhet?!

- Plaku i saj, duke e kuptuar revoltën e plakës, ia drodhi asaj me një humor të hollë, duke i thënë plakës së vet:

- Eh, moj plaka ime, kunji im e ka pasur e nuk po ngulet më, dhe atë ka sa kohë!...

- Eu, të marrtë lumi të marrtë, more qyqja plak, unë po të them për kunjin e viçit se kunji yt, qe besa e zotit, as në të ri e as në pleqëri nuk ka qenë për mashalla!- ia ktheu ajo.

# SHUMËKUSH PO LYPË

Një djalë i ri që i solli lopët nga fusha, sapo erdhi në shtëpi po i thotë gjyshes së vet:

- Mori gjyshe, tërë ditën lopa nuk ka kullotur, por i ka hipur tjetrës lopë në shpinë?!

- Eh mirë, lopa po lypka për t'u ethur, mor biri i gjyshes.

E reja, e cila ishte lodhur nga punët e shumta të shtëpisë, po i thotë djalit të saj:

- E mor biri im, mor çobani i nënës, shumëkush në këtë shtëpi lyp ethur para lopës

- Së pari babai yt, që gjithë ditën e lume rri në çajtore të qytetit e nuk prek punë me dorë; pastaj gjyshi yt (vjehrri im), që tërë ditën rri pranë zjarrit e më thotë nga dhjetë herë brenda ditës: "Nuse ama një gacë ta ndezi cigaren!"; më pas gjyshja jote (vjehrra ime) e cila tanimë ka kaluar të shtatëdhjetat e kërkon që t'i lyejë flokët me kanë për çdo javë; pastaj edhe Qeveria jonë e cila po na gënjen që sa vite së po rregullohet puna e rrymës, jo sivjet, jo mot; e krejt në fund duhet t'i vijë radha lopës për ta ethur! Shfreu ajo nga lodhja...

# VETËM NËSE E LËSHON SHPIRTI

Në anët e Junikut një nënë malësore po martonte të birin, të cilin e kishte dashur veçantë, nga se e kishte edhe ca hall ligë. Kur erdhi koha që t'i shtrojnë dhëndrit për të fjetur, e ëma u fut në dhomë të djalit dhe po e shikon shtratin i cili iu duk shumë i ngushtë për dy veta! U kthye e po e shikon nusen e cila ishte sa dy herë i biri... E urta nënë ra në hall, se mos gjatë natës nusja do t'ia ngulfat të birin, dhe sa pa pritur po iu thotë grave që po bënin gati shtratin e dhëndrit e të nuses:

- Mori gra, shtrojini nuses në tokë, se, qe besa, nuk i zë shtrati bashkë e ka rrezik që ma ndrydh djalin natën kjo bena!...

Ajo e përsëriti këtë disa herë. Nusja që ishte në këmbë, në qoshe të dhomës, nuk e përballoi dot më të vjehrrën dhe tërë inat i tha:

- Qe besa, n'daç shtroji dhëndrit në tokë e n'daç në shtrat se, qe besa e zotit, veç ne lëshon shpirti sonte mori vjehërr, se që jam gjallë, nesër në mëngjes s'ke çka me pa në te!...

# VETËVRASJA E MINISTRIT

Tek po lexonte njëri në gazetë se Ministri i Bujqësisë së Qeverinë së Japonisë, ishte i ftuar në interpelancë për shkaqe dyshimi në parregullsi të shumta që kishin ndodhur në ministrinë e tij. Ai, para së të përballej me Parlamentin e shtetit të vet, bëri vetëvrasje!...

- Çfarë morali, more burra! Sikur të ishin edhe ministrat tanë të tillë besoj se nuk do të kishte keqpërdorime e keqmenaxhime të buxhetit të Kosovës deri në këtë shkallë, - shfryu një i pranishëm i cili e dëgjoi atë lajm të gazetës.

- Ti thuaj shyqyr që ministrat tanë nuk kanë një moral të tillë!- ia priti tjetri.

- Pse thua ashtu, more burrë?- e pyeti ai prapë.

- Ngase Qeveritë e Kosovës që moti do të kishte mbetur pa asnjë ministër!...

# TE DOKTORI

Një ditë pas vizitës, që Presidenti i Shteteve të Bashkuara të Amerikës i bëri Shqipërisë, Dr. Sali Berisha i thirri për një vizitë urgjente në Kukës Kryetarin dhe ish- Kryeministrin e Kosovës, z.Sejdiun e z.Çekun.

Opozita me ta mësuar këtë lajm, menjëherë i thartoi hundët dhe, si zakonisht, filloi loja e hedhjes së “kunjave” në adresën e njohur; pushtet- opozitë!...

- Mos u merakosni! -u përgjigj njëri nga këshilltarët e Qeverisë. Doktori nuk pranon në vizitë më shumë se nga dy pacient në ditë. Të shpresojmë se në afatin tjetër, Doktori do të ftojë dy të tjerët e radhës- kuptohet nëse ai vetë, do të jetë mirë me shëndet!...

# NGJITJA DHËMBËT

Kishin qenë dy vëllezër; ky vëllai i vogël, kishte qenë punëtor dhe nikoqir i madh, ndërkaq vëllai i madh, tërë jetën vetëm probleme dhe shpenzime kishte sjellë në shtëpi. Me kohë, vëllai i madh, ishte mplakur e lodhur, madje i kishin rënë edhe dhëmbët. Një miku i tyre, një ditë e takon këtë vëllanë e vogël në treg, dhe po i thotë:

- Lum miku, pse nuk po ia ngjet dhëmbët vëllait tënd, ai është ca më i madh se ti, pastaj kishte mbetur vetëm me katër dhëmbë në gojë e mezi po hante bukën!...

- Rri rehat, mik i dashur, vëllai im me ata katër dhëmbë që i kanë mbetur na hëngër krejt të gjallët e na e fiku derën! Merre me mend ti; po sikur t'i kishte ai të gjithë dhëmbët; do ta hante krejt lagjen e nuk do t'i dilte. Rri rehat, miku im, unë jam duke menduar si me ia nxjerr edhe ata katër që i kanë mbetur!...

# IU KTHYE KURORËS SË PARË

Një grua e martuar, pasi që kishte përfituar shumë nga ana materiale prej burrit të saj, ditë pas ditësh, kishte filluar ta tradhtonte atë!...Bashkëshorti i saj, pas një kohe relativisht të gjatë e diktoi dhe e divorcoi atë. Më në fund; secili në rrugën e vet.

Kaloi një kohë e gjatë, dhe ish-bashkëshortja e këtij daiut i bëri rrush e kumbulla tërë lekët që kishte përfituar dikur nga ish burri i saj! Pasi që mbeti me gishta në gojë, e zënë ngushtë, ajo një ditë u mendua, dhe iu kthye burrit të saj të parë, duke i thënë:

- "Kam vendosur që të kthehem; betohem se nuk do të tradhtoj kurrë më, ngase, siç e ke marrë vesh, kam mbetur pa asnjë lek, tërë pasurinë e kam bërë lesh.

- Ia paska bërë tamam si Bukoshi, që iu kthye LDK-së!...

# E KAM AFRUAR NË DY VETA

Njërit të anës së Llapit (zonë kufitare me Serbinë), para shumë vjetësh ia kishte vjedhur dikush qetë. Fshatari i gjorë filloi t'i kërkojë qetë në fshatrat përreth e gjetiu, por nuk i gjeti dot. Ai po analizonte se kush mund t'ia kishte vjedhur qetë?!, në një dasmë, ai iu tha të pranishmëve se kishte ardhur në përfundim se kush mund të ia kishte vjedhur qetë:

- Burra, e kam afruar punën në dy veta, në lidhje me vjedhjen e qeve të mi?!

- Hë, shyqyr pra, kush janë ata dy veta, që ta marrim vesh edhe ne- e pyeti njëri nga dasmorët.

- Kam menduar gjatë për këtë punë, dhe kam ardhur në përfundim, se të dy qetë; o m'i kanë vjedhur shqiptarët, o m'i kanë vjedhur serbët?!

- Po ti e paske afruar punën fort mor shoqi ynë!- ia kthyen dasmorët me të qeshura...

# CILAT JANË NDRYSHIMET

Kjo fushate zgjedhore, për dallim nga të tjerat, do të sjellë ndryshime më të mëdha në skenën tonë politike! - po i thotë bashkëbiseduesit të vet Arbeni.

- Cilat janë këto ndryshime kaq të mëdha, që po i parasheh ti Beni?

- Posi, ka ndryshime, bie fjala shumë nga subjektet politike, tanimë ish-deputetët që i kanë përfaqësuar në Parlamentin e Kosovës i kanë kandiduar për kryetarë në kuvendet komunale, kurse ish-kryetarët e kuvendeve komunale i kanë dërguar në kandidim për deputetë në Parlamentin e Kosovës!?...

- Ja ky është ndryshimi: një mandat deputet e një tjetër kryetar komune!...

## SI HUMBËM

Pasi që rezultati i zgjedhjeve mori formën përfundimtare, dhe u shpall fitorja bindëse e subjektit të PDK-ës, shumë nga subjektet politike që pësuan fiasko në këto zgjedhje, filluan të bisedojnë kokë me kokë, duke e shtruar pyetjen më të zakonshme të këtyre ditëve:

- Si ndodhi që i humbëm këto zgjedhje?!...

- Fare e lehtë është që ta kuptoni shkakun e humbjes suaj zotërinj! - u përgjigj një plak i urtë, që kishte rastisur në një ndeje me ta.

- E si i humbëm zgjedhjet pra, na trego ti plak, pasi që qenke kaq i mençur?!- iu hakërruan ata gati të njëzëri e me ironi.

- Është krejt e lehtë për ta kuptuar pasha axhën: -ju keni humbur se më në fund ju ka parë populli e shpresoj t'ju shohë edhe Zoti sa më parë!- ua ktheu plaku avash, avash.

# MBRAPSHT

Dy veta nga Kosova kishin shkuar mysafirë në Zvicër te një mik i tyre. Ata, nuk ishin parë për një kohë të gjatë. Pasi u çmallën mes vete, hëngrën e pinë e t'ia krisën çiftelisë deri në mëngjes! Dikur nga mëngjesi ata ia këputën gjumë. Mirëpo nga ora 6.00 e mëngjesit u zgjuan banorët zviceranë, gra e burra për të shkuar në punë, kurse fëmijët e tyre në shkollë. Filloi rrapëllima e përgatitja për fillimin e ri të asaj dite.

Mysafirët nga Kosova i trazoi kjo zhurmë, dhe ua nxori gjumin. Njëri nga mysafirët ca me nerva, doli të dera dhe më një gjysmë gjermanishte të çalë, po ju thotë atyre:

- Zotëri, a nuk e shihni ju se ne jemi duke fjetur?!...

Zvicerani, po e shikon atë me habi, dhe po i thotë:

- Zotëri, ne këtu në Zvicër, sipas rregullave tona, tërë ditën këndojmë e punojmë, kurse natën flemë e pushojmë rehat!...

- Në krahasim me ne atje në Kosovë, këta në Zvicër po vepruakan krejt mbrapsht!- po i thotë ai shokut të vet...

# TË HUAJ

Dy bashkatdhetarë tanë që po punonin në Gjermani, me rastin e festave të fundvitit kishin ardhur në Kosovë për të festuar së bashku me familjet e tyre.

U mblodhën të afërm e farefis e po bisedojnë për gjërat e jetës së përditshme këtu në Kosovë, por të pranishmit bënin pyetje të shumta edhe për jetën e kurbetçinjve atje në Gjermani. Njëri nga të pranishmit po i pyet ata:

- Pashë besën, juve të "jashtmeve" si po ju duket këtu te ne?

- Qe besa mirë, - u përgjigj njëri nga ta, -mirëpo, një gjë nuk po kuptojmë dot, në cilin vend ne jemi të "brendshëm"? - në Gjermani na thonë "Auslander", që do të thotë të "jashtëm", pra të huaj... Edhe këtu në Kosovë keni filluar e po na thoni: ju të "jashtmit", pra të huaj! Nuk po e marrim vesh, vëlla, se të kujt jemi ne kurbetçinjtë e gjorë!?

# SA TË VIJË DJALI

Një i moshuar po ankohej për hallet dhe problemet e veta, ndërsa një kushëri i tij po i thotë:

- Çka të mirën ke që po ankohesh? Ti punët mirë i ke, djali të është bërë burrë, ekonominë shtëpiake e ke të mirë, po jeton pleqëri të mirë, çka po të qahesh se na çmende?!...

- Eh, more burrë, kush nuk ma beson, gjithë jetën nuk kam pasur guxim të kërkoj bukë, pra drekë a darkë, në shtëpinë time?!

- Si ka mundësi të ndodhë kjo?- e pyeti i kushëriri tërë kureshtje.

- Kur isha i ri, vëllai im punonte në punë të shtetit, ndërkaq unë kisha mbetur me punët e bujqësisë në shtëpi. Sapo kërkoja drekë, nëna më thoshte: - "Prit sa të vijë djali nga puna, pastaj ju shtroj të dyve bashkë se nuk vdiqe urie!".

Kur u ndava me vëllanë dhe dola në shtëpinë time u rrit djali im shyqyr, mbaroi shkollimin dhe filloi punën, prapë, sa herë që kërkoj drekë ose darkë, tani, plaka ime më thotë: - "Prit sa të vijë djali nga puna e pastaj ju shtroj drekën të dyve bashkë se nuk vdiqe urie!"...

Kështu që unë i gjori, siç e more vesh, tërë jetën duke pritur radhën për të ngrënë!

# S’MË KËRCET PUSHKA

Një mbrëmje, teksa po shikonte televizorin, i shtrirë në kolltukun e tij, plakut i kishte dalë gishti i këmbës jashtë çorapit të shqyer. Plaka, në shenjë nervoze, mori gjilpërën dhe po ia qep atij çorapin, ashtu për së mbathuri, duke e qortuar që po i shqyente çorapët kaq shpesh e nuk po e mbante veten hiq mirë si plak që ishte.

- Mos ma qep për së mbathuri çorapin!- reagoi plaku me zë bukur të lartë.

- Pse, mos të ta qep për së mbathuri?!- ia ktheu plaka, po ashtu me zë bukur të lartë.

- Sepse thonë se nuk të kërcet pushka! - ia ktheu ai.

- Hajt lum plaku, mos dëgjo fjalë të kota, po ty s’të ka bërë “bam” kurrë ajo e shkretë pushke, as në luftë e as në paqe, as në rini e lërë më tani në pleqëri, po shtrije këmbën e ta qepi çorapin e mos ta shoh atë gisht përjashta si patate të mërdhirë se ta këputa fare!...

# MOS U BËNI KAQ NAIVË

Në një takim me gazetarë, Sabri Hamitin e pyetën ata se kur do të shpallet Pavarësia e Kosovë, kjo kishte ndodhur dy ditë para se atë ta shpallte Hashim Thaçi. Me këtë rast Sabriu tha:

- Mos u bëni kaq naivë, Pavarësinë e Kosovës nuk mund ta shpallë Hashim Thaçi kur të dojë, por kur të duan të huajt!...

- Mirë e ke besa,- ia ktheu njëri prej gazetarëve, -ne jemi vërtetë naivë, ngase për 18 vjet rresht ju kemi besuar gënjeshtrave tuaja, për 18 vjet rresht, ju të LDK-së na keni gënjyer... o "Po e shpallim sot!", o "Po e shpallim nesër!"... Pse, more burrë i dheut, na keni gënjyer ne dhe popullin kaq gjatë, dhe nuk keni thënë të vërtetën me kohë se kjo punë nuk ka qenë në dorën tuaj as një herë, dhe si duket nuk është as tani, por ju në kurriz të PDK-ës, keni hyrë si "Fana në taravi!"- që thotë popullit...

# I HËNGËR FJALËT EDHE ISA

Subjekti politik i LDK-së, në zgjedhjet e fundit kishte vënë kandidaturën e Isa Mustafës për kryetar të Prishtinës. Natyrisht se gjatë gjithë fushatës Isai i kishte premtuar shumë elektoratit Prishtinas se do ta bëjë këtë dhe atë etj.

Isa, u zgjodh kryetar, por nuk i mbajti as gjysmën e premtimeve!, me këtë rast një Prishtinas po i thotë bashkëbiseduesit të vet:

- A nuk e sheh, he burrë se na gënjeu Kryetari, a nuk e sheh he medet, na shkoqi duke na gënjyer, a e sheh he burrë, që i hëngri fjalët e veta zoti Mustafa?!

- Hajt he burrë, - ia ktheu tjetri, -ai së bashku me Bujar Bukoshin kanë hëngër milionat e 3%- shit të popullit tonë e nuk po t'i hanë tani fjalët e veta!...

# BURRI DUKET "N'GJETI"

Në kohën e vet, një goxha burrë nga anët e Karadakut, po shkonte bukur elegant; i rruar e i pastruar, me kostume të bukura e të hekurosura, thjesht kujdesej për veten e tij jashtë mase.

Kur i kaloi të 50-tat, filluan e iu thinjën flokët. Ai edhe nuk po i duronte dot shenjat e pleqërisë, dhe filloi e po i bënë flokët dhe vetullat me këna për çdo dy javë!

E shoqja u lodh dikur me të, duke ia lyer e ngjyer flokët për çdo dy javë, dhe një dite i tha:

- More njeri, kana nuk të bën më të ri, po lëri flokët si t'i ka bërë Zoti se na mbyte!...

- Jo, jo- ia ktheu ai, -shiko, shiko, a nuk po të dukem për 20 vjet më i ri me flokë të ngjyera?!

E shoqja njëherë heshti, por ai prapë me të njëjtin avaz:

- "A s'po të dukem 20 vjet më i ri?"- më thuaj.

- Mosha e burrit duket "n'gjeti", lum njeriu im, po lëre atë muhabet tani se na lodhe ! - ia ktheu ajo e revoltuar...

# NUK MË KANË PYETUR

Një kryeplak mendjelehtë i një fshati, sikur i kishte acaruar gjërat pa nevojë me bashkëfshatarët e tij, duke e tepruar në çdo kohë me fudullëkun e tij të panevojshëm.

Kur u sëmur një bashkëfshatar i tij, kryeplaku nuk shkoi për ta vizituar, duke thënë:

- "Nuk ka ditur të ruhet, prandaj është sëmurë!"...

Një tjetër bashkëfshatar u rrëzua nga lisi dhe u lëndua bukur shumë, as atë nuk e vizitoi kryeplaku, duke thënë:

- "As ai nuk më ka pyetur që ka hipur në lis, prandaj është rrëzuar !"...

Ditë më vonë, vdiq një bashkëmoshatar i tij. Kryeplaku prapë nuk shkoi as në varrim e as për ngushëllime, duke thënë:

- "As ai nuk më ka dëgjuar si të ruhet nga sëmundja, përndryshe sot mund të ishte gjallë!"...

Pas pak vjetësh vdiq vetë kryeplaku. Bashkëfshatarët e tij, nuk i shkuan as në varrim, as për ngushëllime! Të bijtë e kryeplakut, të revoltuar pyesin fshatin:

- Pse more burra nuk na erdhët as në varrim, as për ngushëllime për plakun tonë!?

- Ehë, kryeplaku nuk na ka pyetur si të ruhet, ngase sot do të ishte gjallë!- ia kthyen ata.

# A KA ZOT SHTËPIE KËTU

Një kalimtar rasti kishte humbur rrugën dhe po thërret te një shtëpi për t'u orientuar:

- Oooo zoti i shtëpisë, oooo zoti i shtëpisë!

Pas pak doli një çunak dhe kalimtari po i thotë:

- Or çun i ri, a nuk ma thërret të zotin e shtëpisë?

- Unë jam i zoti i shtëpisë, o kalimtar!- ia ktheu ai.

Nuk vonoi dhe doli me "yrysh" një çunak tjetër (ca më i rritur), dhe po i thotë kalimtarit:

- Jo ky çuni, por unë jam zoti i kësaj shtëpie, or burrë i dheut!...

Menjëherë pas tij doli një djalë diçka më i rritur se këta të dy, dhe po i thotë kalimtarit:

- O njeri i mirë, këta të dy nuk janë zot shtëpie, por jam unë zot i shtëpisë këtu!...

Së fundi doli një mysafir që kishte rastisur aty dhe po i thotë kalimtarit:

- Lëri këta çunakë, more burrë, unë jam zot shtëpie në këtë konak!...

Kalimtari i hutuar fare, po e luan kokën, dhe po u thotë atyre me sa zë pati:

- Qe besa e Zotit, mor djema, kësaj shtëpie iu paska luajtur nëna që nga themeli me gjithë të zotin e saj!...

# EDHE GJELI PO TË BËN VE

Dini Dakaj kishte dalë te kopshti i vet, dhe pasi që e sheh fqinjin e tij, po i thotë:

- Po më duket se edhe gjeli po të bën ve, more fqinji im!...

Fqinji i tij, nga ana ekonomike, i kishte rregulluar punët mirë, por edhe punonte pa ndalur.

- Jo, besa, e ke gabim mor Din! Unë po bëj vezët vet me gjithë meshkujt e mi, sepse që pa zbardhur drita, e deri të na zë muzgu në ara, ne nuk e ndalim punën! Ndërkaq ti, lum Dini, zgjohesh në orën 10-të, e ngadalë ia fut çaj e cigare, dhe nuk e lëshon fare hijen e plepit që e ke në oborr deri sa të bie terri, prandaj ty nuk të bëjnë ve as pulat së lëre më gjeli!...

# A PASKA MË TË POSHTËR SE TI, A

Dy veta po pinin kafe në njërin nga lokalet e qytetit të Skenderajt. Njëri prej tyre ishte shumë i lig dhe i ulët, nuk kishte lënë gjë të keqe pa bërë në kohën e ish-pushtuesit jugosllav, por nuk ishte ndalur me intrigat e tij edhe më pas! Tani, në kohët e demokracisë, nëpër kafenetë e qytetit, ai filloi e po bënte "analiza" politike, duke shtuar se nga udhëheqësit e tashëm të Kosovës, filani nuk bën, ai tjetri nuk di gjë, tjetri nuk është ekspert, ai tjetri është i poshtër sa nuk ka ku të shkoj më tej etj.

Bashkëshoqëruesi i tij u mërziti me këto "tam-tame", dhe po e pyet atë shumë sinqerisht:

- Pashë besën a po më tregon diçka drejt?

- Po, me gjithë qejf!- iu përgjigj ai.

- A paska në Kosovë njerëz edhe më të poshtër se ti, aaa?!...

# MORI GRUA, MË ËSHTË ÇUAR LEMZA

Një plaku të lodhur nga hallet e jetës, por edhe nga mosha e thyer, tërë ditën iu kishte veshur një lemzë e nuk po e linte se nuk po e linte të qetë! Dikur, mezi që u shqetësua pakëz, dhe po i ankohet plakës së vet ngadalë:

- Mori plakë, diçka nuk jam mirë, më është... më është çuar një lemzë qe sa kohë e nuk po më lë rehat as një dekik!..

- Eh, mor plaku im i shkretë, me qenë gjë e hairit, t'u kish qua ndonjë "gjë tjetër", po na ka marrë lumi ty edhe mua plakooo- ia ktheu ajo me shpoti!...

# U SHPALL PAVARËSIA E KOSOVËS

- A more vesh mixha Sylë se u shpall Pavarësia, pra Kosova u bë shtet i pavarur!

- Kur u bë kjo punë, lum çuni, që s'e paskam marrë vesh unë?!

- Si nuk e ke marrë vesh, ka dy muaj e ca, axha Sylë?!

- Po habitem pra, gjithë këta ushtarë e policë të huaj tek ne, gjithë këto tanke e automobila, gjithë këta zyrtarë e gjyqtarë të huaj, gjithë kjo prezencë e huaj në një shtet të pavarur, po më duket diçka e pahijshme, sikur nuk po ma ha mendja, or çuni i axhës! Pa ikur të gjithë ushtarët, gjyqtarët dhe policët e huaj nga këtu (kushdo qofshin ata), qe besa nuk ma mbushe mendjen se jemi shtet i pavarur!...

- Po sikur të ikin këta të huajt, na sulmon prapë Serbia, or mixha Sylë!- ia ktheu çuni.

- Ehë, nëse kjo është Pavarësia, pra vetëm sa të na rrinë në konak jabanxhia, atëherë më mirë pra, le të na marrë Shqipëria!

# I PASKA TË GJITHA

Pavarësinë e Kosovës e shpallëm, flamurin e saj e bëmë, himnin e Kosovës po se po, a nuk të pëlqyen ngjyrat e flamurit dhe tingujt e himnit mixha Danë?- po e pyet plakun ca me shpoti.

- Po të kuja janë ato ngjyra, or djalë i mirë?- po e pyet atë, axha Danë.

- Ngjyrat e bukura të shqiptarëve, mor axhë, a nuk i sheh, a?!- ia ktheu ai.

- Qe besa, ndoshta jam plakur, por me sa po shoh unë, ky flamur i paska të gjitha ngjyrat, përveç atyre shqiptare! Edhe himni, i bukur shumë, i paska të gjitha notat, përveç atyre shqiptare!...Nuk kishte as edhe një fjalë, as për të ardhmen, as për të kaluarën!

# KUR VDESË DIKUSH

Disa burra të urtisë së odave, kishin shkuar për ngushëllime tek një miku i tyre. I pritën sipas rendit, pas kryeshëndoshjes, plasi muhabeti, si zakonisht, rreth situatës politike në vend.

Një i pranishëm e pyeti kryeplakun; nëse i kishte pëlqyer Himni i Kosovës dhe melodia e tij...

- Pasi që më pyete, po të përgjigjem. Ta them të drejtën, aty as edhe një fjalë nuk po këndohej, unë nuk marrë shumë vesh nga muzika, por me sa kuptova, e kishte muzikën e mirë për të marrë pjesë nëpër varrime, pra kur të vdesë dikush!

# HA BUKËN KOT

Në njërën nga kafenetë e qytetit po bisedonin dy shokë:

- Pse more burrë i dheut nuk po merresh me veprimtari politike, ti edhe ia ke anën kësaj pune dhe mbase do të ndikoje për të mirë në sferën e përgjithshme kombëtare?!

- Shiko, nuk bëhet ajo punë ngase mund edhe të gaboj diku e më shajnë të tjerët më pastaj!

- Mirë pra, pse nuk po merresh me organizimin e protestave kundër të ligave që po ndodhin sot anekënd Kosovës hallemadhe?...

- Jo, nuk mundëm se prapë dikush do të më akuzojë për prishje të rendit dhe të qetësisë etj.

- Mirë, pra, pse të paktën nuk po shkruan kundër gjithë këtyre dukurive negative?

- Jo, more burrë, nuk mund të shkruaj, ngase ka njerëz që mund të reagojnë në shkrimet e mia dhe unë pastaj nuk do të ndihem i qetë!...

- Mirë, pra, ia ktheu bashkëbiseduesi, -nëse do të jesh i qetë e rehat, atëherë rri pas stufës, dhe ha bukën kot!...

# E HËNGËR TELIN

Një kurbetçi ia kishte dërguar të vëllait lekët nga kurbeti për t'i blerë 5 lëmshe tel me gjemba, me qëllim që i vëllai në Kosovë t'ia thurte livadhin, në mënyrë që mos t'ia kullotnin bagëtia e fqinjëve barin kot e kot. Ndërkaq i vëllai ia kishte hëngër lekët, dhe nuk ia kishte blerë telin fare, kështu që edhe bagëtia gjatë gjithë verës ia kishin kullotur livadhin pa i trazuar askush. Kur erdhi i vëllai nga mërgimi, livadhin e gjeti të pa thurë, po ashtu edhe barin ia kishin kullotur bagëtia! Në hidhërim e sipër, ai po i thotë të vëllait:

- Pse nuk ma ke thurur livadhin, vëlla?!

I vëllai, duke u zënë ngushtë, u detyrua të sqarojë se e kishte "hëngër" telin!

- Se e kanë hëngër lopët barin në livadhin tim, këtë po e marr vesh, se ato janë kafshë e nuk dinë më shumë, por se i han njeriu 5 topa tel me gjemba!, këtë nuk po mund ta marr vesh- i tha ai i revoltuar...

# KA VEND PËR TË GJITHË

Në një pritje për ngushëllime, që po mbahej me rastin e vdekjes së një atdhetari të devotshëm, ishin mbledhur shumë nga bashkëveprimtarët, të cilët po kujtonin shokun e tyre. Vinin për ngushëllime edhe të tjerë, ndër të cilët kishte edhe të atillë që vinin sa për "të qenë"!...

Një i Golajve, që hiqej tjetër nga ç'ishte, duke dashur të shiste "urti" popullore e në fakt gjatë tërë jetës, kishte bërë të kundërtën e asaj që predikonte ai, në stilin e babaxhanit, filloi të mbajë "ders", dhe mori fjalën e tha:

- "Në veprimtarinë atdhetare të Jasharit, ka vend që të kapemi të gjithë ne!"... Me këtë ai donte të thoshte se edhe ai kishin hisen e vet të barabartë në kontributet kombëtare!...

Duke e hetuar hilen e tij, njëri nga Drenica, që nuk kishte "ujë në sy!"- siç thotë populli, ia ktheu atij të Golajve, duke i thënë:

- Po, është e vërtetë, në veprimtarinë e Jasharit të ndjerë, vërtetë kemi ku të kapemi të gjithë nga pak; dikush do të kapet në rrip e lartë, por dikush në rrip e poshtë!"...

# TI BËJ LUM

Punë e madhe është duke u bërë, more burra, a nuk e shihni se “Qeveria Thaçi” po rregullon vendin tonë, si: rrugët, kanalizimet, shkollat, ujin, rrymën e shumë të mira po na vijnë te dera, ngadalë, por sigurt!- po i thotë njëri fqinjit të vet, jo pa qëllim, ngase fqinji i tij tërë jetën e kishte kaluar në shërbim të pushtuesit jugosllav.

- Ik mor, hiqu fjalëve, a nuk e sheh si janë rrugët me baltë e me gropa!- ia ktheu ai tërë mllef...

- Ti, bëj lum e shyqyr, mor fqinji im, ngase po ke ende mundësi me dalë dhe me i pa rrugët! përndryshe, po të ishte kjo Qeveri tamam si do të duhej për të qenë, do ta kishe për privilegje për t’i parë rrugët e atdheut në të cilat ju dhe shokët tuaj keni hapur “gropa” të mëdha për shumë vjet me radhë!...

# SA T'I TREGOJ BACËS

U mor vesh se i pari i AAK-së, zoti Haradinaj, iu paska shkruar letër 25 vendeve që përbëjnë Grupin Drejtues Ndërkombëtar, për ta detyruar Qeverinë dhe Presidencën e Kosovës që t'i mbajnë zgjedhje të parakohshme!...

Se ç'm'u kujtua: kur ishim të vegjël e na dërgonin për t'i ruajtur bagëtinë, ne mashtroheshim pas lojës me top, duke i harruar bagëtinë vetëm fare, ato më pastaj futeshin nëpër drithëra të tjerëve dhe bënin dëm në të lashta. Atëherë të zot e bereqetit na zinin e na rrihnin për dëmin që ua kishim bërë në bereqetin e tyre!

Ne nuk kishim mundësi të bënim më shumë, sepse ishim të vegjël, kështu që shfrynim me britma e piskama, duke sharë e duke hedhur fjalë "kërcënuese", madje u thoshim të zotëve të arave se: "Veç sa të shkoj në shtëpi e t'i tregoj bacës se ka me ta luajt atë na...!"

Mirëpo sa shkonim në shtëpi, dhe i tregonim bacës që na kishin rrahur të zot e arave, baca së pari kërkonte arsyen pse na kishin rrahur ata, dhe kur e kuptonte shkakun, ngrihej ngadalë e na rrihte edhe një herë!...

Po më duket se edhe Ramushi kësaj radhe iu paska ankuar "bacës"!...

# E KAM LËNË

Një mysafir, kishte shkuar në anët e Malësisë, tek një mik i veti. U falën nder vete, u ulën e rehatuan, dhe miku ia zgjati një cigare, pastaj urdhëroi dikë që t'i sillnin kafenë mysafirit.

- Urdhëro e ndize një!- i tha nikoqiri.

- Të falem nderit, por e kam lënë duhanin fare!- ia ktheu mysafiri.

- Merre një se nuk të bën dëm,- ia prit i zoti i konakut, dhe më në fund mysafiri e mori!

Pas pak kohe, mysafirit ia zgjati edhe kafenë:

- Po e ndezim edhe nga një së bashku se shkon mirë me kafe- ia priti prapë nikoqiri.

Mysafiri e mori prapë cigaren. Kështu një e një, dhe u bënë shumë. Dikur të zotit të konakut iu sos duhani. Natë e vonë, s'kishte ç'të bënte më. Më në fund, iu kthye mysafirit e po i thotë:

- Mos ke ti ndonjë cigare me vete?- miku im.

- Jo, jo, të thash se e kam lënë duhanin!- ia ktheu mysafiri...

-Po ti deri më tash ma pive një kuti duhan, lum miku! Jo, kështu si e paske lënë ti duhanin, po e lënkam fare lehtë edhe unë!- ia ktheu nikoqiri atij...

# KANË BËRË KONAK "N'GJETI"

Një nga "gudulisjet" e radhës, janë edhe hyrje- daljet e reja partiake, duke hyrë e dalë dyerve të partive politike, si në Han të Dilit!?- thoshin këtyre here.

- Çka kanë këta burra e gra, që po mbështillen herë te njëri konak partie e herë te tjetri?- po e pyet mixha Rifat një çun të ri.

- Oooo, nuk janë bërë rehat në partitë e veta, prandaj po i ndërrojnë konaqët partiake!- ia ktheu çunaku, si me shaka mixhës Rifat.

- Ëhë, - ia priti mixha Rifat, -qe besa mor çun i mirë, ata që nuk janë bërë rehat deri tani në konakun e parë, vështirë se do të bëhen tash e mbrapa, e zeza është thellë këtu, ngase ata herët kanë bërë konak, dhe kanë hëngër bukën "n'gjeti!", pasha mixhën...

# VOTËN

E sa mirë që u takuam, kisha ndër mend të të vij në shtëpi, por po ta them këtu:

- Urdhëro e thuaje, or mik!- ia priti tjetri.

- E di ti, tash është kohë e votimeve!- po i thotë ai.

- Ani, ç'të keqe ka këtu nëse ka zgjedhje?- iu përgjigj tjetri.

- Jo, more, kurrgjë të keqe nuk ka, por desha të të kërkoj votën, miku im!- i tha ai shkoqur.

- Po ti a ke siguruar edhe ndonjë votë tjetër, deri me tani?- e pyeti tjetri.

- Jo, por kam shpresë të madhe se kësaj radhe do të marr vota sa për t'u bërë deputet!...

- Unë po ta jap votën time, por kam frikë së vetëm me një kokërr nuk mund të hipësh aq lart, miku im!- ia ktheu tjetri.

- Po, po mundem, pa dyshim, unë po shoh aty deputetë që s'ta kanë asnjë kokërr e lere më unë që sigurova një!

# TIMEN, JO

Në saje të luftës heroike të UÇK-së, më në fund erdhi dita që shqiptarët nga të dyja anët e kufirit të çmalleshin me njëri-tjetrin!

Një drenicas shkoi për t'u takuar me miqtë e vet në Tiranë. Ata u gëzuan pa masë kur e panë dhe u çmallën duke ndenjur e biseduar së bashku ditë të tëra...

Në Tiranë ishte zakon, dhe me miqtë putheshin në faqe burra e gra, pa dallim. Në fillim drenicasi ndruhej, por me kohë i hyri në qejf ky "bidat" dhe filloi e po puthte në faqe gratë e tiranasëve goxha me "yrysh!"...

Pas disa kohesh, miqtë nga Tirana, ia kthyen vizitën mikut nga Drenica, ata ishin gati dhjetë veta, dhe filluan e po përshëndetur me të shoqen e drenicasit, duke e puthur atë në të dy faqet me radhë, ashtu siç ishin ata. Ky, kur i pa gjitha ata burra, priti e tha:

- Aman, burra, timen mos e puthni! A s'e shihni se jeni gjithë këta veta e ka rrezik se e shkoqni duke e puthur?!...

# A JENI TË GJITHË PËR SYNET

Ishim në ordinancë të “xharrah” Dr. Azemit, dëshiroja t’i bëja djemtë synet, - po më tregonte miku im Ibishi. Aty ishin duke pritur dy bura e tri gra, dhe unë me dy djemtë e mi që i kisha sjellë për t’i bërë synet, ngase ky doktori, veç vizitave shëndetësore që iu bënte pacientëve të tij, bënte me sukses edhe punën e xharrahut!... Nuk vonoi shumë e ia bëhu “Dr. xharrahu” i cili të gjithë atyre që ishim duke pritur, na tha:

- Nëse jeni të gjithë për syneti, urdhëroni brenda!

Njëri nga të pranishmit, që ishte ca më me humor, po i thotë “Dr. xharrahut”:

- Qe besa, more doktor, unë dhe ky shoku im, këtë punë e kemi mbaruar që moti. Ky shoku që paska dy djemtë me vete le të futet brenda, ndërkaq këto gratë lë të flasin vetë se nuk po di si e kanë hallin e synetisë?!...

# PËR HAXHI, PO

Një "shahir", që kishte kaluar të pesëdhjetat, më në fund kishte vendosur që të nxirrte një album me këngë!? Kështu ai kishte përgatitur albumin, dhe me këtë rast kishte organizuar edhe promovimin e tij, madje duke ftuar edhe shumë shokë të vet. E mori në telefon njërin nga shokët e tij, për ta ftuar në promovimin e albumit!... Shoku i tij, meqë ishte edhe ca hokatar, por edhe ca i befasuar, po i thotë:

- Aman, lum vëllai, sa vjet i kë bërë?

- Rrumbullak 55, -ia ktheu ai, -pse po më pyet?!

- Ta them të vërtetën, pas 55 vjetëve kam dëgjuar se njerëzit shkojnë haxhi në Qabe, por se bëhen këngëtarë, nuk më ka rënë të dëgjoj deri më sot!...

# S'UN U BANA BURRË

Një Hamëz Bregu nga Morina po i thotë një mikut të vet, Kemalit, se e kishin kërkuar urgjent ata të Armatës Kombëtare Shqiptare, që t'u ndihmonte për çështje administrate e protokolli!... Kemali u zu në befasi dhe po i thotë mikut të vet, Hamzës:

- Më duhet kohë që të mendohem për këtë hap të madh, or miku im, nuk është edhe aq e lehtë për mua kjo punë, prandaj më prit ca deri sa të marrë vendimin e duhur!...

- Mirë pra, -ia ktheu Hamza, -po pres deri nesër në mëngjes vendimin tënd burrëror! Të nesërmen Hamza takoi Kemalin, të cilit prapë po i thotë:

- Hë, Kemal, a vendose çka e ke ndër mend të bësh?...

- Dëgjo, more Hamzë, gjithë natën e lume nuk kam shtënë gjumë në sy, kështu më kanë pas ofruar dikur edhe ata të UÇK-së, të UÇPMB- së, tani edhe këta të AKSH-së - është hera e tretë që s'un u bana burrë, he medet për mua!...

# LESHIN NË VESH

Në një manifestim kulturor të mërgatës, njëri nga organizatorët e atij tubimi, pasi që mbaroi programin artistik, filloi e po ankohet para të pranishmëve se mërgata ka kuadro të mjaftueshme, por nuk ka mjete materiale dhe qeveria nuk po i ndihmon në këtë drejtim.

- Si duket, kur është çështja për të ndihmuar materialisht aktivitetin kulturor në diasporë, Qeveria jonë bën sikur i ka veshtë në lesh!...

Një i pranishëm që ishte edhe ca hokatar, i tha prezantuesit:

- Jo, jo, zotëri dhe ju të dashur mërgimtarë, e keni gabim, Qeveria e Kosovës, kur është çështja që t'ju ndihmojë materialisht për aktivitetin tuaj kulturor, nuk i fut veshtë në lesh; përkundrazi- ajo e fut leshin në vesh!...

# NUK KA ÇKA HA BESA

Një Dauti, nga Zabeli i Poshtëm, kishte pasur shumë frikë nga qentë. Një mëngjes të hershëm shkoi te një mik i veti, për një hall. Në të hyrë të oborrit të mikut i doli para një alamet qeni dhe iu vërsul me ashpërsi. Derisa doli miku i tij, Dauti "lau hesapin" në brekë!... I zoti i shtëpisë, pasi që e trembi qenin, po i thotë Dautit:

- Mos u friko lum miku se qeni nuk të ha!

Dauti kishte humbur toruan dhe po i thotë mikut të vet:

- Se më ha qeni, nuk po e kam dert, por po më dhimbset se nuk ka çka ha!...

# NUK KA VOTA PA RRENA

Gjatë një fushate që po mbahej në vendin tonë, bartësit e fushatës para elektoratit po mbanin fjalime të zjarrta, por edhe shumë të fryra e të pakripë!...

Nuk lanë gjë pa premtuar: se do të ketë rrymë, ujë, rrugë, shkolla, vende pune, integrime evropiane, standard më të mirë, rroga dhe pensione të dyfishuara etj.

Njëri nga oratorët, pasi mbaroi fjalimin, shefi i tij po i thotë atij shkurt:

- Kur ta marrësh fjalën herën tjetër, mos premto shumë, me një fjalë mos ia fut kot, më shqip, mos rrej shumë se pastaj nuk mund t'i realizojmë gjithë këto premtime!

- Është bukur problem,- ia ktheu ai shefit të vet, -sikur t'i tregojmë të vërtetën popullit se ne nuk mund t'i realizojmë as gjysmën e këtyre që po i premtojmë, sigurisht se nuk do të na votojnë, prandaj cili subjekt di të gënjejë më shumë, por edhe më mirë, ai i fiton votat!...

# NUK BËNË PA FAKULTET

Një Hadiu, punëtor e hallexhi që ishte, po mundohej të ngrejë ekonominë familjare, duke punuar e duke u rropatur me tërë fuqinë e vet. Mirëpo e gjithë kjo punë sikur nuk po i ndihmonte për ta mëkëmbur gjendjen e tij ekonomike... Një ditë, duke ngrënë drekë së bashku me të shoqen- po thotë asaj:

- Mori grua, kam vendosur që të kërkoj punë diku në ndonjë resor të Qeverisë, mbase është fati e më pranojnë, dhe do të shohësh ti pastaj përparim me sy!...

- Lëre e mos u tall me mua, se nuk të pranojnë ty atje!- ia ktheu e shoqja me mospërfillje.

- Ku e di ti që nuk më pranojnë?!- e pyeti ai tërë seriozitet.

- Po atje nuk bën pa fakultet, kurse ti, lum burri im, vetëm filloren ma ke!

- Prandaj kam përparësi, ngase këta me fakultet po vjedhin e po të sosin!- ia ktheu ai.

# KUSH NUK DI LE TË PYESË

Në kohët e largëta, në mungesë të burimeve të tjera të informimit dhe të ligjit të mirëfilltë, çështjet e ndryshme dhe të ndjeshme i zgjidhnin disa pleq të mençur të cilët “pleqëronin”, duke u bazuar në urtësinë popullore dhe në shembujt të mirë! Dy veta nga anë e Dukagjinit shkuan te një pleqnar i Drenicës, për ta ndarë një pleqëri! Njeri nga ata po e pyet plakun e Drenicës:

- Urtësia juaj, a na tregon se si mund ta dallojmë njeriun e mençur nga i marri?!

- Po, fare lehtë. Njeri i mençur është ai i cili kur nuk di ta zgjidhë një problem, ndalet dhe pyet të tjerët, pra kërkon ndihmë nga të diturit- u përgjigj plaku i urtë.

- Po i marri, si dallohet?- pyeti prapë dukagjinasi.

- Po, i marri dallohet edhe më lehtë, ngase ai as nuk di e as nuk pyet askënd!...

# TË VIJNË PA ARMË

Gjatë luftës sonë për liri, siç dihet, epërsia në armatim ishin në anën e pushtuesit. Mirëpo bijtë tanë po rezistonin me atë që kishin, morali dhe e drejta për t'u çliruar ishte në anën tonë. Me gjithë ato luftime të pabarabarta, luftëtarët e lirisë sonë gjenin kohë edhe për humor e romuze, në mënyrë që t'u jepnin kurajë e vullnet bashkëluftëtarëve të tjerë. Një ditë, njëri nga luftëtarët, po lajmëron bashkëluftëtarët e vet se forcat serbe të armatosura ishin futur poshtë fshatit dhe po ngjiteshin drejt lagjes së tyre.

- A ishin të armatosur shumë? - po e pyeste bashkëluftëtari tjetër.

- Si duket po, por ne do t'ia dalim!- tha ai.

Një Ismeti nga Prekazi, në stilin e tij prej babaxhani, që kishte zënë një pozicion, po i thotë me romuze bashkëluftëtarit të vet:

- Shko thuaju forcave serbe; të vijnë pa armë, nëse ua mban, se me armë kollaj. Të vijnë pa armë, po të shihni ju se ç'kam për t'ju bërë!...

# PO NGRËNKA DIKË

Një çunak i vogël tek po shikonte televizorin, diku në një insert të shkurtër reklamash, apo diçka tjetër, kishte parë rastësisht Kryeministrin duke i pastruar dhëmbët! Në mbrëmje ai po i tregonte babait të vet tërë gëzim, por nga emocionet ai ngatërroi fjalët:

- O babi, o babi... kam parë sot në televizor Kryeministrin duke i "mprehur" dhëmbët me furçe!...

- Jo, mor bir, e ke gabim!- ia ktheu i ati.

- Po, po e kam parë! - ngulte çuni këmbë në të vetën.

- Mos pyet pra, po u bëka shumë keq! I tha ai të shoqes së vet.

- Pse, mor burrë, po u bëka keq?!- e pyeti ajo ca e tronditur.

- Qe besa, pasi që i paska mprehur dhëmbët Kryeministri, sigurisht se këto ditë, po ngrënka dikë nga këta të subjekteve politike!...

# SI TARAK

Në fillim të fushatës zgjedhore, para disa viteve në Kosovë, në një pritje të madhe burrash që ishte organizuar më këtë rast, u ndez muhabeti. Një goxha burrë i moshuar priti e foli para të pranishmëve, duke e lavdëruar kryetarin e partisë së tij deri në superlativ!

- Po, kryetari juaj është i zoti, por yni është më i zoti!- ia ktheu një plak nga ana tjetër e odës.

- Pse, çka ka zotësi më shumë kryetari juaj nga ky yni?- e pyeti parafolësi.

- Kryetari ynë, që ta marrësh vesh ti, miku im, - ia ktheu ky, -është i zoti, është i fortë, është guximtar, është i vendosur, shkurt, vëlla, është tarak hesapi!...

- Nuk e di nëse e ke të qartë, miku im, nga ana jonë tarak i thonë mëzatit, e jo kryetarit! - ia ktheu ky plaku tjetër me shpoti, dhe plasi gazi në odën e burrave...

# NJERËZIT ME FJALË, KAFSHËT ME BRIRË

Ç'po ndodh kështu, more burra, dikur grushtoheshin ndër vete disa lazdrakë e rrugaçë të pacipë, të cilëve iu mungonte kultura e komunikimit, dhe në vend të fjalës përdornin grushtet! Së fundi grushtet po kërcasin edhe në kuvende partish, në hapësirat e Parlamentit, në institucione të vendit, në dasma, në ahengje, në fusha sporti... nuk e merr vesh i pari të dytin, ore mik! Çka mendon ti për këtë veti të sotme?- po e pyet ai një njeri të urtësisë.

-Posi, kjo është fare e lehtë për t'u pleqëruar, more burra,- ua ktheu ai. -Perëndia kur i ka krijuar qeniet e gjalla në këtë botë secilës ia ka bërë edhe zgjidhjen. Bie fjala njeriut ia ka dhënë gjuhën për komunikim, disa bagëtive ua ka dhënë brirët, kuajve dhe gomarëve ua ka dhënë shqelmat, qenve ua ka dhënë dhëmbët, pra është fare e lehtë - njeriu e ka në dorën e vet se për cilën rrugë do të përcaktohet?!

# PO TË ISHE TI E MIRË

Një mesoburrë kishte mbetur i ve. Ç'është e vërteta kjo gjendje e kishte rënduar atë, ngase nuk kishte mundësi t'i mbikëqyrte fëmijët dhe punët e tjera, fill i vetëm. Bëri ç'bëri dhe vendosi të martohej prapë. Në fillim po kalonte mirë me gruan e dytë, ngase të dy, për një kohë të gjatë nuk e kishin shijuar lezetin e martesës, mirëpo me kohë filluan hilet. Gjendja u përkeqësua deri në atë pikë sa u hap edhe çështja e ndarjes! Burri, në hidhërim e sipër, një ditë po i thotë asaj:

- Po të ishe ti e mirë, nuk do të kishte ndarë burri i parë! Edhe ajo, ia ktheu atij po me të njëjtin tonë e ca më ashpër:

- Edhe ti, po të ishe i zoti, nuk ishe martuar me grua të lëshuar, por me një çikë të re!... Ai, duke e vërejtur së e shoqja nuk po ia merrte në dorë, i tha prerë:

- Kujdes së unë të ndaj e mbetesh pa burrë!- ajo nuk po trembej fare, dhe ia ktheu të shoqit flakë për flakë:

-Jo, kujdes ti se mbetesh pa grua, se unë ia kam marrë dorën kësaj pune dhe martohem menjëherë!...

# A DOLI FEMËR

Një prind nikoqir, po martonte të birin. Dasmë e madhe, lodra e aheng, për të ngrënë e pirë deri në fyt. Erdhi koha, prunë nusen dhe e futën dhëndrin brenda. Deri në të zbardhur nuk mbaroi gazmendi. Pastaj dasmorët u shpërndanë secili në shtëpi të vet. Të nesërmen fqinji i tij, Bajrami, po i thotë të zotit të dasmës:

- Ejup, a more vesh a ishte nusja femër!?

- Çka fletë kështu, Bajram, a je në terezi?!- ia ktheu Ejupi paksa i revoltuar.

- Ngadalë e mos u ngut Ejup, a nuk po e sheh që sot po bën vaki gjithçka, lum fqinji im, por ti bëj lum e shyqyr që nusja të paska dalë femër e vazhdo dasmën edhe sonte!

# MOS I BESO

Një burrë i urtë nga anët e Malishevës kishte pasur një vajzë të hasretit, të cilën e kishte rritur, shkolluar dhe ia kishte plotësuar të gjitha dëshirat, si prindi ma për fëmijën e vet! Vajza u rrit, mbaroi shkollimin, kështu që i erdhi koha për të zgjedhur fatin e jetës. Ditë prej ditësh, ajo u detyrua dhe e njoftoi të atin se kishte gjetur djalin e zemrës së saj me të cilin ajo dëshironte të fejohej!?

I ati u zu ca ngushtë, ngase nuk e kishte pritur këtë "sihariq" kaq shpejt, por mblodhi veten dhe e pyeti të bijën se nga ishte dhe kush ishte ai djali që ajo po dashuronte?

E bija i tha së djali quhet Valmir Tredhaku nga fshati Dragobil!

I ati kur e dëgjoi mbiemrin tredhaku e humbi fare, dhe po i thotë të bijës me sa zë që kishte:

- Ooo, mos i beso, bija ime, mos i beso, se qe besa po të ishte tredhak ai, nuk do të kërkonte për t'u fejuar!...

# NJË NATË ME BUAJ E NJË NATË ME KUAJ!

Një preshevar kishte shkuar mysafir te disa miq të vet në ato anë. Kohë dimri, plasi muhabeti, kështu që ai kishte bujtur atje dy net rresht! Miqtë e tij kishin qenë tregtarë kafshësh, siç i quan populli - tyxharë, kështu që tërë natën e parë ata kishin bërë muhabet për buaj dhe për kërkesat e tregut për mish të buajve. Ndërkaq natën e dytë kishte krisur muhabeti se si kishin rënë kërkesat për tregtim kuajsh?! Pas dy dite ai u kthye në shtëpi. E shoqja, që ishte nevrikosur ca, ngase burri e kishte lënë dy net vetëm në shtëpi me të gjitha punët, po e pyet me ironi:

- Hë, lum burri..., lëre që bujte atje dy net të tëra, po më thuaj të paktën se çka biseduat?!

- Nata e parë na shkoi me buaj, kurse nata e dytë me kuaj, moj grua!...

# KALIT IA SHIKOJNË DHËMBËT

Një bujk i vyer, kishte vendosur që ta shiste kalin e vet, ngase më nuk po e bënte rehat. Një ditë, ai po i thotë të birit të vet:

- Dëgjo biri im, nesër është ditë tregu në Skenderaj, ti merr kalin dhe nxirre në treg e shite po munde se nuk po më bë rehat në punë!?

- Po çdo të bëjmë ne pa kali, mor baba?- e pyeti i biri ca me dyshim.

- Do ta blejmë një tjetër ma të madh dhe më të ri- ia ktheu i ati.

Të nesërmen i biri i tij, po bëhet gati; po rruhej, e lahej, pastaj po pastronte dhëmbët etj. I ati i tij, duke e vërejtur që i biri po vonohej për të shkuar me kohë në treg, ngase kishte mbetur duke u "telisur", e humbi durimin, dhe i tha a tij:

- Oooo, biri im, ngutu më, se në treg hallku nuk t'i shikojnë dhëmbët ty, por kalit!...

# A PO TË DHIMBEN SHUMË Ë?

Gjoni, kishte shkuar tek një shok i veti për të ndenjur. Me të hyrë në odën e burrave, Gjonin e priti shoku i tij me të gjitha të mirat. E ulën në ballë të odës, dhe filloi biseda për gjëra të rëndomta. Shoku i Gjonit, kishte pasur edhe babanë aty, i cili ishte bukur i lodhur dhe i thyer në moshë, por megjithatë ende po mbahej mirë. Në bisedë e sipër, Gjoni po i thotë babait të shokut të vet:

Baca Ndrecë, po dukesh shumë mirë me shëndet, dhe po më vjen mirë ti edhe përkundër viteve që i ke, besoi se edhe nja 5- 6 vite e shtynë, po mbahesh mirë që besa e zotit, por dorën në zemër edhe shoku im po përkujdeset mirë për ty.

Plaku i urtë, fillimisht heshti dhe nuk bëzani, pas ca kohe, ai po i thotë shokut të të birit:

- Gjon more! Ato 5-6 vjet ymër që m'i dhurove, a ishin vitet tuajat apo të zotit?!

- Jo, Jo baca Ndrecë të zotit ishin, se unë nuk kam fuqi të ia zgjas jetën askujt!- u përgjigj si i zënë piske Gjoni.

- Ani, axhës, pasi që nuk janë tuajat, atëherë pse nuk m'i dhurove nja 20 a më shumë, a fort po të dhimben vitet e huaja ë!...

# MENDIME TË URTA AUTORIALE

1. Ata që pareshtur flasin për trimëri e burrëri, në të vërtetë nuk janë të tillë, prandaj këtë boshllëk mundohen ta plotësojnë me fjalë!

2. Dallimi ndërmjet të dënuarit dhe të mërguarit është: -i pari e di kur do t'i mbarojë dënimi!

3. Kur të tjerët të prangosin, shpreson se dikush do të të lirojë. Kur e prangos veten, s'ke shpresa të lirisë!

4. Robi kishte kërkuar ca djathë, për ta ngrënë me bukë. Pushtuesi ia kishte hequr edhe bukën, në mënyrë që robi ta harrojë djathin!

5. Ata që mohojnë atdheun e vet, përjetë do të jenë të mohuar prej tij!

6. Ata që e kanë të qartë nocionin liri, kurrë nuk e pranojnë robërinë!

7. Ndonjëherë nuk dëshiron të heshtësh, ç'të bësh kur s'ke kujt t'i flasësh!

8. Keqbërësit nuk duhet dhënë rasti, ai e keqpërdorë atë!

9. Çdo popull ka mbeturinat e veta, duhet t'i pastrojmë me kohë - ndryshe bëhemi sinonim i mbeturinave!

10. Pavarësisht nga stina, zëri i zogjve është i këndshëm!

11. Është kënaqësi të shkruash, kur di se ç'shkruan dhe kur ke kujt t'i shkruash!

12. Disa duan që bota të sillet vetëm rreth tyre, për fatin tonë të mirë bota sillet rreth boshtit të vet!

13. Gjithmonë ka qenë më lehtë të kritikosh, sesa të punosh!

14. Populli këngët nuk i fal lehtë, prandaj kur ai t'i fal ato - je i përjetshëm!

15. Trimëria pas luftës, sikurse edhe filozofia pas kuvendit - janë të pavlera!

16. Ata që stërzgjatën në muhabet, nuk e dinë se ku e kanë hallin e vet!

17. Kujdes, ai që të lavdëron hapur e pa pushim - diku e ka një qëllim!

18. Po të vuri i ligu përpara, deri në varr nuk të ndahet!

19. Ata që kanë nostalgji për pushtuesin, çlirimtarët i shajnë nëpër dhëmbë!

20. Të durosh robërinë nuk është strategji, është mungesë guximi për t'iu kundërvënë pushtuesit!

21. Trimi di se nga t'ia kthe tytën armës, prandaj atë e merr kënga me vete!

22. Po i bëre konak frikës, ajo përherë të troket në derë!

23. Kurrë nuk thuhet: Sa bukur po këndojnë sorrat!

24. Me kohë kanë vdekur - shumë nga ne që jetojmë sot!

25. Më mirë një e sharë në vesh, se një e lavdëruar në shesh!

26. Kureshtarët, nuk janë të qetë, ngase nuk i lë kureshtja!

27. Ata që në paqe kërkojnë luftë, dhe në luftë kërkojnë paqe, nuk janë të asnjërës!

28. Mos i bëni miqtë e vjetër armiq, se kurrë nuk do t'ju bëhen armiqtë e vjetër miq të rinj!

29. Nuk keni për të dëgjuar kurrë të thuhet: trim i madh, ai që ka "marrë ikën!"

30. Te të gjithë popujt e botës, njëjtë urrehet dhe përbuzet - tradhtia!

31. Nga ata që i duam më së shumti, lëndohemi në shpirt më së shumti!

32. Të jesh prind, s'do të thotë vetëm fakti se je baba!

33. Pesha e atyre që na lanë, matet me atë që bënë për popullin dhe kombin!

34. Njerëzit e mirë i gjen kudo, mjafton që t'i kërkosh - mos i kërko të ligjtë!

35. Jeta e një populli ka kuptim vetëm duke qenë i lirë. E tërë filozofia e të qenët i lirë s'është asgjë tjetër përveç guximit dhe vendosmërisë për t'iu kundërvënë pushtuesit!

36. Për inat të sime re, im bir u martoftë prapë!

37. U kall bishti, shyqyr që shpëtoi koka - nuk u kall dynjaja!

38. Maksima "Shtrij këmbët sa e ke jorganin!", ka ndryshuar. Tani po shtrijnë jorganin sa iu mbërrijnë duart e këmbët!

39. Nëse nuk i hapim sytë vetë, do të na i hapin të tjerët, pastaj do bëhet vonë!

# SHËNIME PËR AUTORIN

Mehmet Bislimi, publicist dhe poet nga Prekazi, i burgosur dhe i përndjekur politik, në rrethana të caktuara më 1994 emigroi në Zvicër ku jeton dhe vepron përkohësisht.

Ka publikuar shkrime të shumta në mediat e shkruara dhe elektronike, si: në gazetën "Bota e re", Prishtinë, në revistën "Alternativa", Lubjanë, në gazetën"Rilindja", Zvicër, në gazetën "Epoka e re", Prishtinë, në gazetën "Zëri i Kosovës", Zvicër, në revistën "Rruga jonë", Lion - Francë, në gazetën "Infopress", Prishtinë, në revistën "Ars Poetica", si dhe në ueb faqet: radiokosovaelire, kosovapress, neneshqiperi, pashtriku, albaniapress, shqiperiaebashkauar, skenderajlive, besiana, radiodrenica, etj.

Për një kohë të gjatë e ka mbajtur rubrikën e humorit në gazetën "Zëri i Kosovës", me nofkën "Ngucakeqi", ndërkaq në revistën "Rruga jonë" e ka mbajtur me nofkën "Gjembi".

Mehmet Bislimi deri më tash ka botuar këta libra:

1. "Anekdota popullore dhe satira autoriale", *Prishtinë 2002.*
2. "Trëndafila maji" – *poezi, Prishtinë 2002.*
3. "Fjalë dhe gurë" – *poezi, Prishtinë 2003.*
4. "Këtu i thonë Drenicë", *Tahir Meha - monografi, Prishtinë 2004.*
5. "Ironi e verdhë" – *poezi, Prishtinë 2005.*
6. "Stinë e vonuar" – *poezi, Prishtinë 2008.*
7. "Shkrime publicistike", *Prishtinë 2009.*
8. "Anekdota popullore dhe satira autoriale II" është libri i tij i radhës, Prishtinë 2010.

*Zvicër, prill 2010*

# PËRMBAJTJA